# DITURIA ISLAME

NUMËR 311 | VITI 30 | SHTATOR 2016 | DHUL-HIXHXHE 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

- **Kontributi i qarkut fetar islam të Kosovës pas Luftës së Dytë Botërore në shqipërimin e Kuranit**
- **Butësia në Islam**
- **Mbulesa e Qabesë/Kisva**



www.bislame.net

# Letra e dytë drejtuar mbretit të Etiopisë

***Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit***

***Prej Muhamedit, Pejgamberit të Allahut,***
***drejtuar Negusit, mbretit të Etiopisë***

Paqja qoftë mbi atë që pason udhën e drejtë. Unë adhuroj Allahun, i Cili është i vetmi që duhet adhuruar. Ai është Zot i gjithë universit. Ai është i Madhërishëm. Vetëm Ai është strehim i paqes dhe i sigurisë. Unë dëshmoj se Isa/Jezusi, djali i Merjemes/Marisë, ishte shpirt i Allahut dhe fjalë e Tij, të cilën Ai ia komunikoi Merjemes/Marisë së devotshme dhe kështu ajo u bë nënë e Pejgamberit të Allahut, Isait (a.s.). Allahu e krijoi atë prej shpirtit të Tij dhe e futi atë tek Merjemja, pikërisht ashtu sikurse Ai e krijoi Ademin (a.s.) me dorën e Tij të fuqishme.

Unë ju ftoj të pranoni bindjen, pëlqimin dhe dashurinë e Allahut, i Cili është Një dhe s'ka shok. Ju duhet të më pasoni mua dhe duhet të besoni në mesazhin e Allahut që ua kam dërguar.

Unë ju ftoj juve dhe ushtrinë tuaj të adhuroni Allahun, i Cili është i denjë për çdo nder e respekt. Unë e kam plotësuar detyrën time për përçimin e mesazhit dhe të këshillave të Tij. Ju duhet t'i pranoni ato. Paqja qoftë mbi atë që pason rrugën e drejtë. [28]

***Pejgamberi i Allahut Muhamed***

***Shënim**. Ndërkohë që Negusi vazhdonte të dëgjonte mesazhin e shenjtë, ai filloi të ndikohej prej tij. Kur teksti ishte në mbarim e sipër, ai e puthi letrën me dashuri të jashtëzakonshme dhe e vendosi atë sipër kokës së tij.*



PËRMBAJTJA





# Tërnava: BIK-u nuk heq dorë nga ndërtimi i xhamisë së Ibrit

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 27 shtator ka takuar kryetarin e Mitrovicës, Agim Bahtirin, nga i cili u informua për projektin që ka nis të realizohet për rivitalizimin e urës mbi lumin Ibër. Kryetari Bahtiri pasi e njoftoj me projektin e plotë për urën e Ibrit, e siguroi myftiun Tërnava se prona e BIK, respektivisht trualli i xhamisë së Ibrit nuk preket nga plani për rivitalizimin e urës. Kryetari Bahtiri tha se marrëveshja e Brukselit nuk e cenon me asgjë truallin e xhamisë, dhe në të ardhmen pritet të ndërtohet xhamia aty ku ka qenë paralufte.

Myftiu Tërnava falënderoi kryetarin Bahtiri për angazhimet e tij rreth rivitalizimit të urës, fuqizimin e kontakteve, si dhe komunikimin e pjesës veriore dhe jugore të qytetit, të cilin e quajti "pjesë e pandarë e trupit tonë". "BIK-u nuk heq dorë asnjëherë nga ndërtimi i xhamisë në atë pjesë, xhamia do të ndërtohet pasi të përfundojë rivitalizimi i urës"- tha, veç tjerash, myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava së bashku me kryetarin e Mitrovicës, Agim Bahtiri, vizituan edhe cepin verior të urës, për t'u njohur nga afër me punimet rreth rivitalizimit.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor / Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu / Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Tradita jonë fetare dhe institucionale

*Sheriati, krahas të drejtës romake dhe anglo-saksone, është e drejta më e njohur në botë. Rëndësia e Islamit dhe të drejtës islame ka qenë, është dhe do të jetë e madhe, jo vetëm për ne myslimanët, por për të gjithë botën. Për shkak të kësaj rëndësie të madhe, ne duhet të merremi dhe të studiojmë objektivisht trashëgiminë tonë islame, në përputhje me përkatësinë tonë të qytetërimit, të kulturës, të traditës, të identitetit dhe të interesave tona aktuale dhe të ardhshme.*

*Shqiptarët me shumicë myslimane, që jetojnë në kontinentin evropian, janë të ballafaquar me shumë dilema dhe vështirësi duke u përpjekur për ta ruajtur identitetin e tyre fetar e kombëtar. Socializmi dhe ateizmi i arsimit në periudhën e Jugosllavisë kanë formuar tek inteligjencia shqiptare ndjenjën që ta ruajnë Islamin në intimitetin e tyre, kurse për një shqiptar të deislamizuar, Islami është vetëm një fenomen margjinal.*

*Është e nevojshme të marrim në konsideratë historinë tonë nga këndvështrimi islam, duke theksuar faktet dhe duke korrigjuar parregullsitë e shkaktuara nga interpretimet e historisë.*

*Tradita fetare e një populli, në rastin tonë atij shqiptarë, është një domosdoshmëri, nëse ai dëshiron që në mjediset e tij të ruaj ekzistencën dhe identitetin e tij. Ekzistenca biologjike dhe identiteti janë aq të lidhura, saqë në fakt, nuk ekzistojnë pa njëra-tjetrën! Një popull i vogël mund të mbijetojë në qoftë se e mban fenë dhe kulturën e vet.*


*"Allahu kurrsesi nuk ju mundëson jobesimtarëve mbizotërim të plotë mbi besimtarët."*

*(En Nisa: 141)*

*Kurani, në ata kapituj që flasin për "njerëzit e vjetër", të cilët janë zhdukur, të ashtuquajtur "umemul-gabire", kombe të mbuluara nga pluhuri, i bën jehonë mesazhit se popujt mushrikë/paganë, që kanë mohuar dhe përgënjeshtruar Librin (Teuratin, Ungjillin dhe Kuranin) dështojnë, pa marrë parasysh se sa shumë ishin, apo se sa e madhe ishte fuqia e tyre ushtarake, etj. Ndërkaq, popujt monoteistë, hebrenjtë, krishterët dhe myslimanët, edhe në qoftë se janë me numër të vogël, mbijetojnë dhe mbeten, për sa kohë i qëndrojnë besnik librave të tyre të shenjtë. Kurani thotë: "Allahu kurrsesi nuk ju mundëson jobesimtarëve mbizotërim të plotë mbi besimtarët." (En Nisa: 141); "...Obligim i Yni ishte që të ndihmojmë besimtarët." (Er Rum: 47).*

*Rregullat e Sheriatit, gjatë disa shekujve, e kanë formësuar kulturën dhe civilizimin e shqiptarëve. Ato madje janë bërë trashëgimi e përbashkët e gjithë popullit. Edhe sot gjejmë dispozita në jetën e shqiptarëve të vendosur nga ana e Sheriatit.*

*Duke u marrë me çështjen e sheriatit dhe ndikimin e tij te ne, ne myslimanët duhet të marrin në konsideratë traditën tonë, që të gjejmë zgjidhje që do të mundësojnë ruajtjen e identitetit tonë fetar. Ka disa parakushte për atë që dëshiron të merret me shpjegimin dhe interpretimin e sheriatit, sepse jo të gjithë mund të merren me këtë degë themelore të studimeve islame. Megjithatë mendojmë se ulemaja islame ia ka dalë që ta realizojë misionin e saj dhe interesat që variojnë në mes predikimit dhe të mësuarit të saj dhe kompetencave që shteti ia kishte përcaktuar me ligjet e tij.*

*Bota islame sot po kalon nëpër një fazë shumë të vështirë, sidomos pas zhvillimeve të fundit. Për fat të keq, shumë myslimanë e ndërtojnë vështrimin e tyre ndaj fesë së tyre në bazë të informacionit që ua servirin mediet e huaja.*

*Ekzistenca e institucioneve të rëndësishme fetare tregon se edhe myslimanët shqiptarë trashëgojnë dhe gëzojnë traditën e Islamit institucional dhe organizimin e jetës fetare pas largimit të shtetit osman. Ne, duhet të trajtojmë seriozisht edhe sfidat që parashtrojnë rrethanat aktuale rajonale dhe globale, duke respektuar kontekstin evropian të cilit i përkasim, dhe për të ofruar një shpjegim dhe interpretim si myslimanë në këtë pjesë të Evropës.*

*Me shpjegimin e fesë merren edhe individë, në mënyrë jo-sistematike, individuale, private dhe sporadike. Kërkesa për aktualitetin e mendimit islam është pamundësim i interpretimeve ekstreme, anarkiste dhe anakronike. Kjo arrihet vetëm duke forcuar më tej interpretimet institucionale të dispozitave dhe mësimeve islame.*

*Aktualiteti ynë na detyron që të japim përgjigje të qarta, sipas modaliteteve që janë të përshtatshme për vendin tonë. Institucionet islame duhet të shpjegojnë të drejtën islamike dhe të japin fetva konstruktive, larg nga pretendimet që prezantojnë disa media.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora



# Komentimi i kaptinës “El-Xhumua” – (3)

**Mjerimi shpirtëror i pasuesve të Tevratit**

مَثَلُ الَّذِينَ حُمِّلُوا التَّوْرَاةَ ثُمَّ لَمْ يَحْمِلُوهَا كَمَثَلِ الْحِمَارِ يَحْمِلُ
أَسْفَارًا بِئْسَ مَثَلُ الْقَوْمِ الَّذِينَ كَذَّبُوا بِآيَاتِ اللَّـهِ وَاللَّـهُ لَا يَهْدِي
الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ ﴿٥﴾ قُلْ يَا أَيُّهَا الَّذِينَ هَادُوا إِن زَعَمْتُمْ أَنَّكُمْ أَوْلِيَاءُ
لِلَّـهِ مِن دُونِ النَّاسِ فَتَمَنَّوُا الْمَوْتَ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ ﴿٦﴾ وَلَا
يَتَمَنَّوْنَهُ أَبَدًا بِمَا قَدَّمَتْ أَيْدِيهِمْ وَاللَّـهُ عَلِيمٌ بِالظَّالِمِينَ ﴿٧﴾ قُلْ إِنَّ
الْمَوْتَ الَّذِي تَفِرُّونَ مِنْهُ فَإِنَّهُ مُلَاقِيكُمْ ثُمَّ تُرَدُّونَ إِلَىٰ عَالِمِ الْغَيْبِ
وَالشَّهَادَةِ فَيُنَبِّئُكُم بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿٨﴾

*5. Shembulli i atyre, që janë obliguar me Tevrat, dhe nuk e zbatojnë atë, është shembulli i një gomari që bart libra. Sa shembulli i keq, është shembull i popullit që përgënjeshtroi ajetet e Allahut, e Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë popullin jobesimtarë. 6. Thuaj: O ju që i përmbaheni jehudizmit, nëse e pretendoni se jeni më të afërmit e Allahut e jo njerëzit e tjerë, atëherë kërkojeni vdekjen, po qe se jeni të sinqertë (në atë që thoni). 7. Po, ata nuk dëshirojnë kurrë atë, për shkak të asaj që e punuan me duart e veta, e Allahu e di më së miri se kush janë mizorët. 8. Thuaj: S’ka dyshim se vdekja prej së cilës po ikni, ka për t’ju zënë, e mandej do të silleni te Ai që e di të padukshmen dhe të dukshmen, dhe atëherë Ai do t’ju njoftojë me atë që keni punuar.*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pasi që në ajetet paraprake, i Lartmadhërishmi vërteton Njëshmërinë dhe esencën e shpalljes së fundit te Muhamedi a.s., të cilin e dërgoi tek arabët por edhe te mbarë njerëzimi, hebrenjtë në shenjë mospajtimi pse pejgamberia dhe shpallja, po bartej prej Beni israilëve tek arabët, të cilët i konsideronin të pashkolluar dhe të padenjë për të, e kishin refuzuar pranimin e shpalljes së fundit hyjnore. Mirëpo, Allahu ua tërheq vërejtjen se kjo mospërfillje ndaj Kuranit, nuk ishte diçka e re për ta, sepse njëlloj kishin vepruar edhe me Librin e tyre të shenjtë-Tevratin, të cilin e kishin deformuar dhe tjetërsuar nga brumi i zbritur hyjnor. Ata ndonëse e kishin përshkrimin e Muhamedit a.s. në Tevrat, nuk dëshironin të pranonin se ky ishte përmbyllësi i vargut të pejgamberëve, duke insistuar se Muhamedi a.s., mund të ishte i dërguar vetëm për arabët por jo edhe për të tjerët, sepse ata ende po e prisnin Mesinë-Shpëtimtarin e paralajmëruar. Këto ajete në vazhdim, (5-8), flasin pikërisht për këtë mjerim shpirtëror të hebrenjve, të cilët kishin shpifur ndaj Allahut dhe kishin ndryshuar qëllimisht fjalët e Tevratit, për t’ia përshtatur interesave të tyre meskine.

### Koment:

*5. Shembulli i atyre, që janë obliguar me Tevrat, dhe nuk e zbatojnë atë, është shembulli i një gomari që bart libra. Sa shembulli i keq, është shembull i popullit që përgënjeshtroi ajetet e Allahut, e Allahu nuk udhëzon në rrugë të drejtë popullin jobesimtarë.*

Fillimi i këtyre katër ajeteve, që flasin për qëndrimin injorant e mospërfillës të hebrenjve ndaj shpalljes, shpjegon se për ta, tashmë kishte përfunduar roli dhe misioni i bartjes së amanetit hyjnor.[1] Zemrat e tyre pothuajse kishin vdekur. Ato i kishte mbuluar ndryshku i idhujtarisë, sepse Librat e shenjtë që Allahu i kishte zbritur tek ata, i kishin ndryshuar e devijuar nga origjinali. Preokupimi i tyre kryesor ishte pasuria dhe mirëqenia ekonomike duke mos zgjedhur mënyrë e as



metodë, që të vinin tek ajo. Shpifjet, talljet, kërcënimet e madje edhe vrasja e pejgamberëve të dërguar te ta, e kishin shkatërruar shpirtin dhe ndërgjegjen e tyre. Allahu ua kishte larguar nga duart e tyre privilegjin e të qenit popull, tek të cilët kishte dërguar vazhdimisht pejgamberë. Por që një popull të jetë i denjë për ta bartur amanetin e Allahut duhen të kenë zemra të gjalla, vitale e të sinqerta dhe mbi të gjitha të zhveshura nga lakmitë e kësaj bote.

Në këtë ajet, i Lartmadhërishmi sjelljet e çifutëve, të cilët ishin obliguar me detyrime fetare, i përshkruan me gomarin i cili bart libra të vlefshëm në shpinën e tij, por nuk ka asnjë dobi prej tyre, ngase as nuk di t'i lexojë e as nuk di ta praktikojë atë që është e shënuar në to. Gomari në këtë rast nuk është në gjendje të bëjë dallimin e barrës nëse janë libra apo diçka tjetër, sepse nuk posedon intelekt, andaj edhe kuptimi alegorik i këtij ajeti, shpërfaq mjerimin e madh shpirtëror të çifutëve, të cilët në vend se të ishin mirënjohës e falënderues ndaj Allahut fuqiplotë, i Cili i kishte ngërthyer shumë herë më mëshirën e Tij të pakufishme duke u dërguar pejgamberë të shumtë dhe libra të shenjtë, plot dritë e udhëzim, prapë se prapë të gjitha këto mirësi i kishin hedhur pas shpine, dhe vazhduan jetën e tyre të shthurur, larg nga vlerat e mirëfillta morale.

Çifutët shkuan aq larg në këtë prapësi të tyre saqë shtrembëruan Fjalët e Allahut në Tevrat, hoqën shumë prej tyre duke shtuar fjalë nga vetja e tyre, që u përshtateshin lakmive të tyre egoiste dhe pretenduan se janë të dashurit e Allahut. Ata i përgënjeshtruan ajetet-Fjalët e Allahut, andaj humbën mëshirën dhe udhëzimin e Allahut përjetësisht...

*6. Thuaj: O ju që i përmbaheni jehudizmit, nëse e pretendoni se jeni më të afërmit e Allahut e jo njerëzit e tjerë, atëherë kërkojeni vdekjen, po qe se jeni të sinqertë (në atë që thoni).*

Çifutët, përveç që përgënjeshtruan fjalët dhe argumentet e Allahut, ishin të vrazhdët dhe armiqësor ndaj disa pejgamberëve të cilët Allahu xh.sh. i dërgoi tek ta. Përveç kësaj, ata paturpësisht pretenduan se ishin edhe "të dashurit" e Allahut, se ishin populli më i zgjedhur dhe madje "popull qiellor": "... thonë: "Ne jemi fëmijët e Allahut dhe të dashurit e tij!" – (El-Maide, 18).

Ata i shikonin më përbuzje e nënçmim të gjithë popujt e tjerë, duke pretenduar epërsinë ndaj tyre në të gjitha aspektet. Mirëpo, këto pretendime të tyre i demaskoi vetë Allahu xh.sh. kur i sfidon haptazi që nëse mendojnë se kanë privilegje të tilla tek i Lartmadhërishmi, le ta kërkonin ballafaqimin me vdekjen.[2] Përveç këtij ajeti, ka edhe ajete të tjera, ku i Lartmadhërishmi i sfidon çifutët që të lypnin-kërkonin vdekjen, nëse mendonin se vërtetë ishin të dashurit e Allahut, si f.v.: "Thuaj: "Nëse bota tjetër (Xheneti) te Allahu është vetëm për ju, e jo edhe për të tjerët, lypeni (kërkoni) vdekjen nëse jeni të sinqertë". - (El-Bekare, 94);

Kjo sfidë hyjnore, kishte për qëllim vetëdijesimin e tyre, që të ndaloheshin nga jeta e shfrenuar materialiste, dhe njëkohësisht të ndaloheshin nga mburrja e mendjemadhësia se ishin populli i përzgjedhur i Allahut për të shijuar Xhenetin.

Ajeti në vazhdim, i demaskon tërësisht pretendimet meskine të çifutëve, sepse ata të mbërthyer nga materializimi i tyre, në asnjë mënyrë nuk e dëshirojnë vdekjen e as ballafaqimin me veprat e tyre...



*7. Po, ata nuk dëshirojnë kurrë atë(vdekjen), për shkak të asaj që e punuan me duart e veta, e Allahu e di më së miri se kush janë mizorët.*

Çifutët e kohës së shpalljes, e dinin fare mirë se nuk kishin çfarë të kërkonin në botën tjetër, sepse nuk kishin bërë asgjë për të, duke menduar se do të ishin të përjetshëm në këtë botë. Duart e tyre ishin përlyer me shtrembërimin e Fjalës së Tij të shenjtë në Tevrat, në Zebur dhe në Inxhil, prandaj edhe nuk e dëshirojnë me asnjë çmim ballafaqimin me veprat e tyre, e rrjedhimisht me Allahun Fuqiplotë, fjalët e të Cilit i hodhën pas shpine dhe pasuan intrigat e fitnet e shejtanit të mallkuar.

Dihet se ata, që preokupimin kryesor në jetën e tyre e kanë pasurinë dhe aspektin material, duke e harruar anën shpirtërore, e kanë të vështirë ndarjen nga kjo botë. Ata do të dëshironin që kjo botë të zgjaste pafundësisht, që të vazhdonin eksploatimin e tyre ndaj të tjerëve. Ata ishin kredhur në lukset e kësaj bote dhe kishin humbur pothuajse tërësisht ndjenjën shpirtërore të besimit. Ata duke pasur njohuri nga ajo që ishte përfolur nga Librat e tyre të shenjtë, se do të vinte Shpëtimtari-Pejgamberi i Fundit, i cili do t'i bashkonte ata dhe do t'i shpinte drejt fitoreve të reja ndaj popujve të tjerë, e pritnin me padurim shfaqjen e tij në mesin e tyre. Por kur drita e pejgamberisë ndriçoi te një popull tjetër, kjo për ta ishte shokuese dhe e papranueshme...

Ata i llogaritnin arabët e atëhershëm si një popull primitiv, injorantë, të pashkolluar dhe të padenjë për të bartur revelatën e fundit hyjnore, andaj refuzuan ta pranonin Muhamedin a.s. si Pejgamber dhe mëshirë, përveç një pakice e tyre të cilët ndoqën arsyen dhe dritën e udhëzimit.

Shumica e tyre ende vazhdojë të jetojnë në iluzione, se Shpëtimtari-Mesia, një ditë, herët a vonë, do të shfaqet tek ata, dhe kurrë nuk u ndalën nga dashuria dhe pasioni për grumbullimin e pasurisë, duke qëndruar kështu larg nga dëlirësia shpirtërore në të cilën i kishin udhëzuar Musai dhe Isai a.s.

*8. Thuaj: S'ka dyshim se vdekja prej së cilës po ikni, ka për t'ju zënë, e mandej do të silleni te Ai që e di të padukshmen dhe të dukshmen, dhe atëherë Ai do t'ju njoftojë me atë që keni punuar.*

Ky ajet, në një mënyrë është kërcënues dhe këshillues për të gjithë ata që mendojnë se do të jenë të përjetshëm në këtë botë, ose për ata që nuk besojnë se pas vdekjes mund të ketë ringjallje, ndonëse në mënyrë eksplicite u është drejtuar hebrenjve. Atyre u bëhet me dije se vdekja të cilën sa për sy e faqe e kërkojnë, duke shpifur se janë të dashurit e Allahut, do të vinte pavarësisht se mundohen të iknin prej saj. Askush nuk mund t'i shmanget kaderit dhe përcaktimit të Allahut.[3] Çdo krijesë ka për ta shijuar vdekjen dhe pastaj tek Allahu do të kthehet. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Çdo shpirt (gjallesë) do ta shijojë vdekjen, e pastaj tek Ne do të ktheheni"- (El-Ankebut, 57) dhe: "Kudo që të jeni, vdekja do t'ju arrijë, qofshi edhe në pallate (kështjella) të fortifikuara."- (En-Nisa'ë, 78)

Pas vdekjes dhe kalimit të një periudhe të caktuar në jetën e varrezave, çdo krijesë do të ringjallet, për të dalë para Drejtësisë absolute të Allahut xh.sh. Andaj nëpërmjet këtij ajeti, dhe nëpërmjet vulës së profetëve-Muhamedit a.s., u përcillet një mesazh i qartë çifutëve dhe të gjithë atyre materialistëve, të cilët nuk besojnë në ringjalljen, se ata do të sillen para kësaj drejtësie. I Lartmadhërishmi i Cili e di të fshehtën dhe të padukshmen, do ta njoftojë secilin për veprat e tij në këtë botë, dhe pastaj secili do ta marrë atë që e ka merituar si fryt i veprave dhe ameleve të tij.

**Porosia e ajeteve: (5-8)**

- Këto ajete shpërfaqin mjerimin shpirtëror dhe moral të çifutëve të atëhershëm, të cilët mohonin shpalljen e Muhamedit a.s., duke shpresuar se megjithatë tek ata do të vinte i Dërguari i fundit. Këtë mjerim dhe katandisje të tyre e ka përshkruar Allahu xh.sh. duke i krahasuar ata me gomarin i cili bart libra, të cilat edhe pse përmbajnë dituri të shumta, ai nuk mund të përfitojë prej tyre, por vetëm i bart si barrë dhe peshë të rëndë. Kjo tërheqje e vërejtjes ishte për t'ua rikujtuar se i kishin braktisur mësimet origjinale të Tevratit, të cilin Allahu xh.sh. ia kishte zbritur Musait a.s.
- Gjendja e një të dituri që nuk punon drejt me dijen që posedon, është e keqe dhe e shëmtuar tek Allahu.
- Shpallja dhe dërgimi i pejgamberëve nuk është privilegj vetëm i një populli, por Allahu e dërgon shpalljen aty ku e sheh të nevojshme, dhe e zgjedh njeriun më të denjë për ta kurorëzuar në Pejgamber.
- Në këto ajete demaskohen shpifjet e çifutëve se ata janë të dashurit dhe të privilegjuarit e Allahut. Përkundrazi, ata me veprat e tyre të shëmtuara e kanë merituar mallkimin e Tij, në të dy botët.
- Vdekja e çdo krijese është e pashmangshme. Gjithashtu edhe ringjallja është e pashmangshme. Këto janë caktime të Allahut të Gjithëpushtetshëm.

(1) Sejjdi Kutb, Fi Dhilali-l Kuran, Kajro-Bejrut, 2003, vëll. VI, (pjesa e 28) f. 3567. (2) Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VIII, f.158. (3) Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXVIII, f. 573.



Dr. As. Musa Vila

# Kafshët e prera (2)

**Kurbani dhe ajo që është e preferuar te kurbani?**

عَنْ عَائِشَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَمَرَ بِكَبْشٍ أَقْرَنَ يَطَأُ فِي سَوَادٍ وَيَبْرُكُ فِي سَوَادٍ وَيَنْظُرُ فِي سَوَادٍ فَأُتِيَ بِهِ لِيُضَحِّيَ بِهِ فَقَالَ لَهَا يَا عَائِشَةُ هَلُمِّي الْمُدْيَةَ ثُمَّ قَالَ اشْحَذِيهَا بِحَجَرٍ فَفَعَلَتْ ثُمَّ أَخَذَهَا وَأَخَذَ الْكَبْشَ فَأَضْجَعَهُ ثُمَّ ذَبَحَهُ ثُمَّ قَالَ بِاسْمِ اللَّهِ اللَّهُمَّ تَقَبَّلْ مِنْ مُحَمَّدٍ وَآلِ مُحَمَّدٍ وَمِنْ أُمَّةِ مُحَمَّدٍ ثُمَّ ضَحَّى بِهِ.

***Transmetohet nga Aisheja r.a. të ketë thënë: "Vërtet Pejgamberi s.a.v.s. kishte urdhëruar që për prerje të sillej një dash me dy brirë, me këmbë të zeza, me bark të zi, me sy të zinj. E sollën atë për kurban. Pastaj i tha asaj: "O Aishe, ma jep thikën!" Pastaj tha: "Mprehe mirë për guri!" Ashtu ajo veproi. Pastaj e mori thikën, e mori dhe e shtriu dashin, e pastaj e preu dhe tha: "Me emër të Allahut. O Zoti im, pranoje (këtë kurban) nga Muhamedi, nga familja e Muhamedit, nga umeti i Muhamedit, - pastaj e theri."***[1]

### Fjalë të panjohura dhe shpjegim shprehjesh

Fjala e tij "ekrene" bri, d.m.th. dy brirë të shëndoshë.

Fjalët e tij: me këmbë të zeza, d.m.th. edhe me bark të zi, dhe sy të zi.

Fjalët e tij: "helummi" - sillma, "hati" - ma jep, d.m.th. thikën.

Thënia: "ishhadhiha" do të thotë: Mprehe thikën, tehun e saj. Kjo përputhet me fjalën e Pejgamberit s.a.v.s. "Vërtet Allahu xh.sh. ka urdhëruar për bamirësi në çdo send."

"Le ta mprehë thikën dhe le ta presë shpejtë."

Thënia e tij: "Pastaj e preu e tha: Me emrin e Allahut. O Zoti im, pranoje nga Muhamedi…" Neveviju thotë: "Këto tekste të hadititheve fillim e mbarim kanë shprehje të paramenduar."

"E shtriu kurbanin, e preu dhe tha: Me emrin e Allahut. O Zoti im, pranoje nga Muhamedi".

### Dispozitat e hadithit

1 - Hadithi tregon se kurbani duhet të zgjidhet nga pasuria më e mirë dhe më e pastër. Këtu përmenden cilësitë që duhet t`i ketë dhe që janë të preferuara. Këtë e përkrahin edhe hadithe të tjera. Sipas këtij hadithi dijetarët e shohin të pëlqyeshme - mustehab që kurbani të jetë me brirë. Po ashtu ata lejuan edhe atë pa brirë (shyt, që ka lindur vetvetiu i tillë, pa brinjë, e jo që i janë thyer).

2 - Këshillohet që mjeti (thika) të mprehët sa më larg kafshës.

3 - Është mirë që kafsha të shtrihet, e jo të prehet në këmbë apo ulur. Kjo është mëshirë ndaj saj. Kafsha duhet të shtrihet në krahun e majtë të saj, sepse kjo është më e lehtë për prerësin, dhe i mundëson prerje me thikë me të djathtën sepse ia kapë kokën me të majtën.

4 - Hadithi tregon se është e preferuar të bëhet lutja për pranim të kurbanit, përmendja e Allahut dhe tekbiret gjatë prerjes. Te shafiinjtë është e këshillueshme të thuhet: "Allahumme minke ve ilejke, tekabbel minni" – "O Zoti im, për Ty (po e pres), te Ti (është shpërblimi)



pranoje nga unë." Të tjerët e shohin këtë si mekruh.[2]

5 - Thënia e tij: "Nga Muhamedi dhe familja e Muhamedit", vë në pah se kurbani është i vlefshëm për një njeri të shtëpisë, e të tjerët të jenë pjesëmarrës në shpërblim. Këtë e vërtetojmë edhe me hadithe të tjera. Hadithi tregon se është mirë të zëvendësohet pronari, nëse nuk ia del t`i japë fund prerjes së kurbanit.

### Mangësitë që e bëjnë të pavlefshëm kurbanin

عَنِ الْبراء بْنِ عَازب رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: قَامَ فِينَا رَسُولُ اللهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَ سَلَّمَ فَقَالَ: أَرْبَعٌ لاَ تَجُوزُ فِي الضَّحَايَا.: الْعَوْرَاءُ الْبَيِّنُ عَوْرُهَا, وَالْمَرِيضَةُ الْبَيِّنُ مَرَضُهَا,

وَ الْعَرْجَاءُ الْبَيِّنُ ضَلْعُهَا, وَ الْكَبِيرَةُ الَّتِي لاَ تَنْقِي .

*Transmetohet nga Bera bin Azib r.a. të ketë thënë: "Pejgamberi s.a.v.s. u ngrit në mesin tonë e tha: "Katër (prej kafshëve) nuk lejohen për kurban: E verbra që qartazi shihet si e verbër, e sëmura që qartazi shihet si e sëmurë, e çala që qartazi çalon (shqepon), e vjetruara që nuk mund të ecë (e dobët)."[3]*

Tek Ebu Davudi: "Ajo që nuk ecën." Te Termidhiu: "As e ligështuara (e thata) që nuk mund të (ngrihet) të ecë." Këtë e ka transmetuar Ibën Hibani, kurse El Hakim e ka verifikuar autentik, El Bejhekij dhe Ibën Haxheri e kanë përkrahur.[4]

### Fjalët e panjohura:

Fjala e tij: "El-bejjinu" - i qartë, "el-vadihu" - haptazi.

Thëniet e tij: "dal'uha" – "bri i shtrembër" këtu e ka kuptimin "el-mejlu" - anim, shqepoj, çaloj, p.sh. qartë shqepon ose ecën shtrembër.

Thënia e tij: "el kebiru" - i vjetër "këmba e ligshtë që nuk mund të ecë (lëvizë)".

Thënia e tij: "e dobëta", "e thatë, e ligshtë".

Thënia e tij: "La tenki" – "Nuk mund të ngrihet", ka për qëllim ta tregojë një kafshë të dobët, të thatë, e që nuk mund të ecë.

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

Hadithi tregon se nëse një nga këto katër kushte të dukshme: verbëria, çalimi, sëmundja dhe dobësimi, gjendet te kafsha, ajo nuk vlen për kurban.

Neveviu transmeton se dijetarët lidhur me këtë çështje janë të një mendimi – konsensus (ixhma). Dijetarët shpeshherë diskutuan për mangësitë që nuk janë përmendur fare në këtë hadith. Këtu janë dy thënie:

Dhahirijtë mendojnë se sipas hadithit bazë nuk ka mangësi të tjera, përveç këtyre katër të përmendurave. Në këtë çështje këta janë të drejtimit (mendimit) të El Beraut r.a., dhe se një herë këtij Abdu bin Fejruzi i kishte thënë: "Unë e urrej (kafshën) që ka të meta në dhëmbë. El Berrau i tha: "Atë që e urren lëre, mos ia ndalo askujt". Në një transmetim: "Unë e urrej (kafshën) që ka mangësi në brirë dhe në bisht". Ai i tha: "Për vetveten urrej çka të duash, por assesi mos i ngushto njerëzit".

Tek Ibën Hazmi kurbani nuk vlen nëse ka ndonjë mangësi në veshë, në sy, në bisht etj. Me çdo mangësi jashtë këtyre kurbani është i vlefshëm.[5]

Shumica e dijetarëve mendojnë se këto mangësi në hadith, duhet të krahasohen me të tjera, më të mëdha ose të barabarta me to. Si p.sh.: kafsha që i ka të dy sytë e verbër, ose njërën këmbë e ka të këputur etj. Këta i kanë edhe disa thënie të sahabëve si mbështetje.[6]

### Asgjë e kurbanit nuk shitet

عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ عَلِيٍّ بْنِ أَبِي طَالِبٍ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ:
أَمَرَنِي رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنْ أَقُومَ عَلَى بُدْنِهِ وَأَنْ أَتَصَدَّقَ بِلَحْمِهَا وَجُلُودِهَا وَأَجِلَّتِهَا وَأَنْ لاَ أُعْطِيَ الْجَزَّارَ مِنْهَا قَالَ نَحْنُ نُعْطِيهِ مِنْ عِنْدِنَا.

و في رواية : أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَمَرَهُ أَنْ يَقْسِمَ بُدْنَهُ كُلَّهَا لُحُومَهَا وَجُلُودَهَا وَجِلاَلَهَا لِلْمَسَاكِينِ وَلاَ يُعْطِيَ فِي جِزَارَتِهَا مِنْهَا شَيْئًا.

*Transmetohet nga halifi i besimtarëve, Ali bin Ebi Talibi r.a., që thotë: "Më ka urdhëruar i Dërguari i Allahut s.a.v.s. për therjen e deveve të tij, dhe t`i japë sadaka (lëmoshë) mishin, lëkurat dhe plafet e tyre, dhe të mos i jap kasapit asgjë nga këto. Ai tha: "Ne atij i japim nga pasuria jonë, ne e paguajmë atë me të mira materiale, (e jo me lëkurën e Kurbanit)."*

*Në një version: "Vërtet i Dërguari s.a.v.s. e kishte urdhëruar për ndarjen e deveve të tij në tërësi, mishin, lëkurat dhe plafet e tyre për të varfrit (të mjerët). Dhe të mos i jepte asgjë (kasapit) për therjen e tyre (nga pjesët e Kurbanit).[7]*

### Fjalët e panjohura dhe shpjegimi i shprehjeve

Fjala: "el budnu" d.m.th. "deve". Me këto deve Pejgamberi s.a.v.s. e kishte ngarkuar Aliun r.a. për therje, për ndarje të mishit, të lëkurave, dhe plafeve për të varfrit. Këto deve Pejgamberi s.a.v.s. i kishte marrë për Haxhin Lamtumirës. Gjithsej numri i tyre, së bashku me ato që solli Aliu r.a., nga Jemeni, arrinte në njëqind. Gjashtëdhjetë e tri i kishte therur Pejgamberi s.a.v.s. me dorën e tij, ditën e prerjes së kurbanit në Mine. Devetë që mbetën pa prerë i mori përsipër t`i therte Aliu r.a.

Kjo fjalë në të folur përdoret për deve, lopë, dhen,



por përdoret edhe për të dy gjinitë, femërore dhe mashkullore.

Këtu, në hadith, janë për qëllim devetë. Me këtë kuptim përdoret në të gjithë librat e Hadithet, dhe të Fikhut.[8]

Shprehja "Exhil letiha" - "plafet", njëjës: "el xhil lu" - "plafi". Mbulojë që i vihet kafshës për ta mbrojtur.

Fjala "el xhezzaru" - "kasap" emër vepror (ismul fail) ka prejardhje nga folja "xhezere" nga paskajorja "el xhezru", edhe përdoret për devenë që theret.

Kjo shprehje, kur është e vokalizuar me dame "el xhuzaretu", tregon atë që kasapi merr për kompensim nga deveja, pagesën për punën që ka bërë:

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

1 - Teksti i hadithit tregon se është e preferuar që kurbani të merret edhe në haxh. Por, Pejgamberi s.a.v.s. i tha kodrës Merve (në Qabe), pasi që e kreu tavafin e arritjes dhe vrapimin (sajin):

"Sikur të orientohesha nga Qabeja me vendimin tim, kurrë nuk do t`ia ktheja shpinën dhe nuk do të preja kurban. Këtë do ta kompensoja me umre. Ai që nuk do të ketë kurban lirohet nga ihramat, le ta kompensojë me umre".[9]

2 - Lejohet zëvendësimi në therje të kurbanit, të kafshëve dhe në ndarjen e mishit të tyre.

3 - Mishin, lëkurën, postajen e kurbanit, në haxh dhe jashtë tij i jep sadaka.

4 - Është e preferuar që kasapit të mos i jepet për pagesë asgjë nga pjesët e kurbanit.

Të gjithë dijetarët janë të mendimit se nuk bën të shitet mishi i kurbanit, por diskutohet për shitjen e lëkurës.

El Hasen el Basrij thotë: "Lëkura mund t`i jepet kasapit". Ky dhe En Nehaiju lejojnë të shitet lëkura për të blerë mjete për shtëpi, me të cilat mund të punohet, si p.sh. turjela, mjete saldimi etj. Këtë e ka thënë edhe El Evzaiju, pra me këto përfitojnë shitësi edhe bleërsi, siç përfitohet edhe me ndarjen e mishit. Te hanefinjtë lejohet shitja e lëkurës dhe këmbimi me diçka që përfiton, për mjete, me përdorimin e të cilave do të dilte ndonjë përfitim, por nuk lejohet të shitet për ushqim.

Transmetohet nga Ibën Omeri, Ahmedi, Is`haku, se lejohet të shitet vetëm lëkura dhe paratë e saj të jepen sadaka.[10]

(1) Sahihu Muslim bi sherh En-nevevij, vëll: 13, f. 121-122. Sunen Ebi Davud, vëll: 3 f. 125. (2) Sahihu Muslim bi Sherh en-nevevij, vëll: 13 f. 122. Nejlul Evtar, vëll: 5 f. 130. (3) Sunen Ebi Davud, vëll: 3, f. 128. Tuhfetul Ahvedhij, vëll: 5 f. 81. (4) Telhisul Habir. Vëll: 4 f. 140. (5) El Mehala vëll: 7 f. 358. (6) El Mugnij vëll: 8 f. 624. Subulu Selam, vëll: 4 f. 93. (7) Sahihu Muslim bi sherh en-nevevij. Vëll: 9 f. 64-66. (8) Po aty. (9) Sahihu Muslim, vëll: 2 f. 888. (10) El mugnij, vëll: 8 f. 630.

Mr. Ejup Haziri

# Gjatë qëndrimit në këmbë të shikohet vendi ku bën sexhde



## Hyrje

Kam potencuar se tematika e namazit do të shtjellohet hap pas hapi, në mënyrë që lexuesi të jetë i pranishëm dhe të mos ketë shkëputje mes veprimeve të namazit që janë të renditura njëra pas tjetrës. Lidhshmëria e veprimeve brenda namazit e mban lexuesin të jetë aktiv dhe i pranishëm. Tematika se gjatë qëndrimit në këmbë ku të mbahet shikimi, nuk është një tematikë e re, mirëpo është një tematikë që dijetarët e hershëm e kanë trajtuar atë me objektivitet të madh dhe kanë tërhequr vërejtjen se namazi kërkon nga individi që ai të jetë i kujdesshëm dhe i përkushtuar në të.

## Ku të shikohet gjatë qëndrimit në këmbë

Gjatë qëndrimit në këmbë, respektivisht gjatë kijamit apo leximit të Kuranit, dijetarët preferojnë që për t'u arritur përqendrimi më i madh në namaz, duhet të shikohet vendi ku e vendos ballin në tokë. Shikimi brenda kornizave të sexhdes, e shton përkushtimin dhe largon cytjet e djallit që mund të jenë të natyrshme gjatë namazit.

Nxënësi i njohur i Ebu Hanifes, Shejbani, që përcjell transmetimin e "Muvettasë" së Malikut, në lidhje me shikimin gjatë namazit thotë: "Kur falësi i namazit ngrihet për t'u falur, ai duhet ta vendosë brendësinë e shuplakës së djathtë mbi kyçin e dorës së majtë, nën kërthizë dhe shikimi i tij të jetë në vendin ku ai e bën sexhden. Ky është edhe opinioni i Ebu Hanifes."[1]

Serahsiu në kryeveprën e tij "el-Mebsut", pasi që flet rreth çështjes në fjalë, sjell edhe një sqarim të Tahaviut, përkitazi me vendin ku shikohet gjatë qëndrimit në këmbë në namaz dhe gjatë vendeve tjera, ai thotë: "Gjatë qëndrimit në këmbë në namaz, shikimi i tij (namazfalësit) duhet të jetë në vendin ku ai e bë sexhden; gjatë rukusë të shikohet pjesa e jashtme këmbëve (shpina dhe gishtërinjtë e këmbës); gjatë sexhdes të shikohen dy anët (pjesët e jashtme) e hundës; gjatë uljes të shikohet në pjesën para tij (nga rroba në gjoks deri tek gjunjët e tij)."[2] E dikush kishte shtuar edhe këtë: "Gjatë dhënies së selamit të shikohet krahu i djathtë, e gjatë dhënies së dytë të selamit të shikohet krahu i majtë."[3] E, për këtë edhe juristi i njohur i shkollës hanefite, Ibën Abidini thotë se prej preferencës është se gjatë qëndrimit në këmbë në namaz, shikimi i tij (namazfalësit) duhet të jetë në vendin ku ai e bë sexhden; gjatë rukusë të shikohet pjesa e jashtme e këmbëve (shpina dhe gishtërinjtë e këmbës); gjatë sexhdes të shikohen dy anët (pjesët e jashtme) e hundës; gjatë uljes të shikohet në pjesën para tij (nga rroba në gjoks deri tek gjunjët e tij), kurse gjatë selamit të parë dhe të dytë të shikohet krahu i djathtë, respektivisht krahu i majtë. Kjo bëhet me qëllim të arritjes së përkushtimit në namaz.[4]

Transmetohet se Ibën Sirini tregonte për faljen e sahabëve dhe thoshte se shikimi i tyre gjatë qëndrimit në këmbë, nuk e tejkalonte vendin ku ata bënin sexhde.[5] Gjithashtu edhe ai e parapëlqente një gjë të tillë.[6] Mendim si të Ibën Sirinit kishte edhe juristi i njohur Ibrahim Nehaiu, i cili mendonte se shikimi gjatë qëndrimit në këmbë nuk duhet të tejkalojë vendin ku namazfalësi bën sexhden.

Thuajse të gjitha shkollat juridike, me përjashtim të shkollës malikite, parapëlqejnë që gjatë qëndrimit në këmbë në namaz, të shikohet vendi ku bën sexhde, ndërsa në shkollën malikite janë dy mendime kryesore për këtë çështje; (i pari) të shikohet kah kibla[7] dhe (i dyti) të shikohet fytyrës, që kjo e dyta nuk është fare e lehtë, përkundrazi paraqet edhe vështirësi, e dihet se në kryerjen e adhurimeve nuk kërkohet të zgjidhet mënyra më e vështirë e mundshme. Ato në vetvete janë të lehta dhe si të tilla kërkohen të kryhen.

Pjesa dërmuese e juristëve myslimanë janë të mendimit se gjatë qëndrimit në këmbë duhet të shikohet vendi ku bën sexhde. Kolosi i komentimit të Kuranit, Taberiu, sjell opinionin se pjesa më e madhe e juristëve janë të mendimit se shikimi në vendin ku bën sexhde gjatë qëndrimit në këmbë, sjell përkushtimin (përqendrimin maksimal *"el hushu"* në namaz.[8]

### Argumentet për shikimin në vendin e sexhdes

Shikimi në vendin e sexhdes është indikacion i qartë për përulësinë dhe kujdesin e namazfalësit gjatë faljes. Për këtë arsye juristët kanë rekomanduar që shikimi në një vend të vetëm siç është vendi i sexhdes, insiston namazfalësin të jetë më i përkushtuar. Në të kundërtën, shikimi në vende të ndryshme e largon atë nga përulësia dhe kujdesi që duhet të ketë në namaz.

Janë vetëm disa hadithe që flasin për këtë çështje, madje shumica e tyre janë ose të dobëta ose mursel, sidoqoftë do t'i përmendim ato, duke filluar me hadithin e transmetuar nga Enesi, i cili është në koleksionin e Bejhekiut "Sunen el-Kubra": Na ka informuar Alij ibën Abdan, na ka lajmëruar Ahmed ibën Ubejd, na ka treguar Jahja ibën Muhamed el-Hinnaij, nga Fudejl ibën el-Husejn, ky nga Alileh ibën Bedr, ky nga Antuvaneh, ky nga Haseni, e ky nga Enes ibën Maliku i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "O Enes, shikimi yt le të jetë aty ku e vendos kokën në sexhde."[9]

Në një hadith tjetër që transmetohet nga Aisheja, i cili është në koleksionin e Ibën Huzejmes, përmendet çudia e Aishes me ata persona që kur hyjnë në Qabe shikojnë Qabenë dhe çatinë e saj, e jo vendin e sexhdes:

Na ka treguar Ahmed ibën Isa ibën Zejd ibën AbdulXhebbar ibën Malik el-Lahmij et-Tinisij nga Amër ibën Ebi Selemeh, ky nga Zuhejr ibën Muhamed el-Mekkij, ky nga Musa ibën Ukbeh, ky nga Salim ibën Abdullahu se Aisheja kishte thënë: "Çudi për myslimanin kur hyn në Qabe dhe ngrit shikimin e tij në drejtim të çatisë së saj, e këtë e bën për madhështi ndaj Allahut, mirëpo i Dërguari i Allahut hyri në Qabe dhe shikimi i tij nuk tejkalohej nga shikimi i sexhdes, derisa doli prej saj."[10]

Në disa transmetime të ndryshme, thuhet se në fillim kur i Dërguari i Allahut falej, shikimi i tij ishte lart nga qielli, me ç'rast kishte zbritur edhe në Kuran sinjalizimi për përulësi dhe përkushtim ndaj namazit. Hadithi është në koleksionin e Bejhekiut dhe të tjerëve: Na ka treguar Ebu Abdullah el-Hafidh i cili ka thënë: "Më ka treguar Ebu Seid Ahmed ibën Jakub Thekafiu nga Ebu Shuajb el-Harranij, ky nga babai i tij, ky nga Ismail ibën Ulejjeh, ky nga Ejubi, ky nga Muhamed ibën Sirini e ky nga Ebu Hurejre, i cili ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut falej, shikimi i tij ishte lart, atëherë zbriti fjala e Allahut: "Ata të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit." (el-Mu'minune: 2) Atëherë ai uli kokën (gjegjësisht shikimin)."[11]

### Urrehet të shikohet anash

Koncentrimi dhe përqendrimi në namaz duhet të jenë në nivelin maksimal të mundshëm. Përndryshe, namazi pa përqendrim e humb vlerën dhe rëndësinë e tij. Për këtë arsye, dijetarët e shkollës hanefite, çështjen e përqendrimit në namaz e shohin nga gjërat më



të preferuara që mund të bëhen brenda namazit, e në anën tjetër, shpërqendrimin apo shikimin anash brenda namazit e shohin si gjë të urryer e të ndaluar. Sugdij në veprën e tij "En-nutfu fi-l fetawa", kur rëndit ndalesat brenda namazit, llogaritë se janë njëzet ndalesa, e mes tyre edhe shikimi djathtas apo majtas, madje edhe ai shikim që bëhet lartë.[12] Me këto ndalesa sigurisht se fjalën e ka për veprat që konsiderohen të pahijshme apo edhe të urryera e që njihen me emrin "mekruh", e meqë disa prej tyre janë shumë afër gjërave të ndaluara, i fut në këtë kategori. Sidoqoftë dijetarët hanefitë shikimin anash apo edhe lartë, e shohin si një gjë të papëlqyer që nuk meriton të ndodh, me theks të veçantë shikimi që bëhet duke kthyer kokën anash apo duke e ngritur lartë.

Enesi që i kishte shërbyer të Dërguarit të Allahut transmeton se i Dërguari i Allahut ia kishte tërhequr atij vërejtjen për shikimin anash. Hadithi është në koleksionin e Tirmidhiut: Na ka treguar Muslim ibën Hatim el-Basrij i cili ka thënë: "Na ka treguar Muhamed ibën Abdullah el-Ensarij, nga babai i tij, ky nga Alij ibën Zejdi, ky nga Seid ibën Musejjebi, e ky nga Enesi i cili thotë: "I Dërguari i Allahut më tha: "O djalosh, kujdes e mos shiko anash në namaz, ngase shikimi anash në namaz është shkatërrim; e nëse është patjetër, atëherë le të jetë në namazet nafile, por jo në ato obligative."[13]

Në një transmetim tjetër ka ardhur: Na ka informuar Alij ibën Abdan, na ka lajmëruar Ahmed ibën Ubejd, na ka treguar Jahja ibën Muhamed el-Hinnaij, nga Fudejl ibën el-Husejn, ky nga Alileh ibën Bedr, ky nga Antuvaneh, ky nga Haseni, e ky nga Enes ibën Maliku i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut tha: "O Enes, shikimi yt le të jetë aty ku e vendos kokën në sexhde."[14]

Po ashtu duhet të kihet kujdes jo vetëm ndaj shikimit anash, por edhe me gjymtyrët e trupit, sidomos me dorë të mos luhet gjatë namazit, ku disa prekin rrobat apo pjesë të ndryshme të trupit, disa herë radhazi. Transmetohet se i Dërguari i Allahut vërejti një namazfalës që po luante me dorë në mjekrën e tij, prandaj edhe tha: "Po t'i qetësohej zemra këtij (personi), do t'i qetësoheshin edhe gjymtyrë e tij."[15]

Hadithi i radhës është ai që transmetohet nga Aisheja, e cila e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut për shikimin anash në namaz, hadith të cilin e transmeton Buhariu në koleksionin e tij dhe të tjerët: Na ka treguar Museddedi i cili ka thënë: "Na ka treguar Ebu-l Ahves nga Esh'ath ibën Sulejm, ky nga babai i tij, ky nga Mesruki, e ky nga Aisheja e cila ka thënë: "E pyeta të Dërguarin e Allahut për shikimin anash në namaz, e ai më tha: "Ai (shikim) është përvetësim mashtrues që përvidhet nga djalli në namazin e robit."[16]

Pra, shikimi anash pa ndonjë arsye është veprim i papëlqyer, ndërsa shikimi që bëhet me ndonjë shkak a arsye, nuk hyn në këtë grup dhe se këtë lloj dijetarët e kanë lejuar, ngase ndonjëherë ka arsye për një gjë të tillë. Shembull për këtë kemi edhe namazin e Ebu Bekrit që iu printe sahabëve në mungesë së Pejgamberit a.s., e kur sahabët vërejtën se i Dërguari i Allahut doli në xhami, atëherë ata sinjalizuan Ebu Bekrin për një gjë të tillë. Ebu Bekri kishte kthyer kokën, ndonëse ishte në namaz, dhe kur pa të Dërguarin e Allahut deshi ta lëshoi vendin e tij për të Dërguarin e Allahut, mirëpo i Dërguari i Allahut i dha shenjë që ai të qëndronte aty ku ishte dhe të vazhdonte në namazin e tij.

Një tjetër element që haset nëpër vendfaljet është edhe kërcitja e gishtërinjve[17] nga disa namazfalës, qoftë kjo gjatë qëndrimit të tyre në këmbë apo edhe në pozicione tjera. Muhamed ibën Hasen Shejbani transmeton nga Ebu Hanife, ky nga Hammadi, e ky nga Ibrahaim Nehaiu se ai urrente të kërciteshin gishtërinjtë gjatë namazit, apo ta hidhte pelerinën supeve, të luante me mjekër apo gjëra të ngjashme. Shejbani pasi që transmeton këtë, thotë: "Këtë mendim e marrim, ngase këto gjëra janë të kota, që të pengojnë në namaz, njëherësh ky opinion është edhe opinioni i Ebu Hanifes.[18]

Një dukuri tjetër që haset nëpër vendfaljet është edhe dukuria e mbylljes së syve, pa ndonjë arsye, gjatë qëndrimit në këmbë. Dijetarët janë marrë me këtë çështje dhe e kanë konsideruar si veprim të papëlqyer. Në shkollën tonë juridike mbyllja e syve gjatë qëndrimit në këmbë apo edhe në pozicione tjera të namazit konsiderohet veprim i papëlqyer *"mekruh"*.[19] Kasani në kryeveprën e tij "Bedaiu-s Sanaiu...", për këtë çështje thotë: "Nuk pëlqehet mbyllja e syve në namaz, ngase nga syneti është të shikohet vendi i sexhdes, e nëse mbyllën sytë atëherë braktiset ky synet dhe se çdo gjymtyrë dhe çdo pjesë e trupit duhet të ketë hise në këtë adhurim, i tillë është edhe syri."[20]

Transmetohet nga Muxhahidi dhe nga Katadeh se ata mbylljen e syve në namaz e shihnin si një gjë të papëlqyer.[21]

Pra, është e papëlqyer që sytë të mbyllën gjatë namazit, ngase kjo i ngjason lutjeve që bëjnë çifutët me sy mbyllur. E, nëse ka ndonjë arsye për mbylljen e syve, atëherë një veprim i tillë nuk ka ndonjë të keqe. Për këtë arsye Shurunbali në veprën e tij thotë se nëse ka ndonjë arsye për mbylljen e syve, atëherë në raste të tilla është më apriori të mbyllën ata se sa të mbesin të hapur.[22]



## Përfundim

Kryerja e namazit do përkushtim të veçantë, ngase nuk mund ta fitosh shpërblimin e faljes së namazit nëse përqendrimi është jashtë tij. Përkushtimi dhe vëmendja arrihen atëherë kur jemi të kujdesshëm për veprimet e secilës pjesë të namazit. Ndoshta dikush mund të mendon se shikimi në një vend të caktuar nuk qon peshë të madhe, megjithatë siç kanë potencuar juristët e mëdhenj, shikimi në vendin ku e vë ballin është një fuqi e madhe kundër ngacmimeve të djallit, për shkak të mos-ndikimit të tij në vendin më të lartësuar siç është sexhdeja. Për këtë arsye shikimi në atë vend e bën falësin e namazit më të përkushtuar dhe më të vëmendshëm në faljen e tij.

(1) Malik ibën Enes, Muvetta Malik birivajeti Muhamed ibn el-Hasen esh-Shejbani, me shpjegim dhe koment nga AbdulVehab Abduletif, bot.II-të, el-mektebetu-l ilmijeh, f.104. (2) Gjithashtu ka mendime të shikohet në gishtin e tij tregues, sikurse që ka mendime të shikohet në vendin ku bën sexhden. (3) Serahsi, el-Mebsut, v.I, f.25. (4) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.478. (5) Tehanevi, I'lau-s Sunen, v.II, f.187. (6) Bejhekiu në Sunen es-Sugra, nr. 841 dhe në Sunen el-Kubra, nr.3541. (7) Njëherësh ky mendim është përzgjedhja personale që Buhariu bën në Sahihun e tij, ku përmend argument për këtë. (8) Suhejb AbdulXhebbar, El-Xhamiu-s Sahih li-s Sunen ve-l Mesanid, (libri është në formë elektronike në bibliotekën "Esh-shamileh") v.25, f.309. (9) Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr.i hadithit: 3545. Ibën Haxher el-Mekij është i mendimit se hadithi ka rrugë të tjera transmetimi që e bëjnë hadithin të pranuar (hasen). (10) Ibën Huzejme në Sahih, nr. 3012; Bejhekiu në Sunen es-Sagir, nr.1741 dhe Sunen el-Kubra nr. 9726; Hakimi në Mustedrek ale-s sahihajn, nr. 1761 dhe thotë se hadithi është autentik sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse ata nuk e kanë përmendur këtë hadith. Dijetarët kanë folur rreth këtij hadithi dhe nga ajo që ata kanë ardhur në përfundim është fakti se hadithi është jo-autentik për shkak se në vargun e transmetimeve është transmetuesi Ahmed ibën Isa, të cilin disa e llogarisin si gënjeshtar e disa tjerë si të jo-besueshëm. Po ashtu hadithi në fjalë ka edhe dobësi tjera. Gjithashtu vlen të përmendet se Aisheja nuk ka qenë me të Dërguarin e Allahut kur ai hyri në Qabe. Përfundimisht mendoj se klasifikimi i këtij hadithi si autentik është i gabuar. (11) Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr.i hadithit: 3542. Hadithi është mursel. (12) Alij ibën Husejn Es-sugdij, En-nutfu fi-l fetawa, me recenzurë nga Salahudin en-Nahi, Aman-Bejrut, 1404h-1984m, v.I, f.66-67. (13) Tirmidhiu në Sunen, nr.589 dhe thotë se hadithi është i mirë (hasen). (14) Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr.i hadithit: 3545. Ibën Haxher el-Mekij është i mendimit se hadithi ka rrugë tjera transmetimi që e bëjnë hadithin të pranuar (hasen). (15) Ebu Nuajm, Hiljetu-l Evlija ve tabekatu-l esfija, v.10, f.230. Në gjashtë koleksionet e njohura nuk e kam gjetur këtë hadith. Përmendet edhe si mendim i Seid ibën Musejjebit në shumë libra, i cili e kishte parë një njeri të luante me mjekrën e tij gjatë namazit dhe i kishte thënë të njëjtat fjalë. Shih Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr.6787. (16) Buhariu në Sahih, nr. 751; Tirmidhiu në Sunen, nr. 590; Ebu Davudi në Sunen, nr. 910; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 931. Hadithi është autentik. (17) Shih më tepër për këtë çështje Serahsi, el-Mebsut, v.I, f.26. (18) Muhamed ibën el-Hasen, el-Athar, v.I, f.395. Edhe Lejthi, Muxhahidi dhe të tjerët nuk e pëlqejnë kërcitjen e gishtërinjve gjatë namazit. Shih: Ibën Ebi Shejbe në Musanef, nr.7284. (19) Es-sugdij, En-nutfu fi-l fetawa, v.I, f.69; Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzu-d Dekaik, v.II, f.27. (20) Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-sh Sherai, bot.II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1406-1986, v.I, f. 216. (21) Shih: Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr. 3545. (22) Hasen ibën Amar ibën Alij Esh-Shurunbali, Meraki-l Felah sherh metn nuru-l idah, el-Mektebetu-l asrijetu, bot.I-rë, 1425h-2005m, f.130.

Hajrullah Hoxha

# Disa konstatime në përkthimet e para të Kuranit në gjuhën shqipe (2)



### Historiku i shkurtër i përkthimit të Kuranit shqip

Idetë, interesimi dhe angazhimi për përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe kanë qenë të hershme tek ulematë tanë shqiptarë. Përkthimin e pjesërishëm të tij mund ta hasim qysh në periudhën e Bejtexhinjve dhe Rilindësve tanë. Poeti ynë i shquar Naim Frashëri, në vitin 1894, botoi në Bukuresht, veprën e tij me titull "Thelbi i Kuranit", në të cilën bëri përkthimin në shqip të sures el-Fatiha dhe të një numri të konsiderueshëm të ajeteve të marra nga suret e ndryshme të Kuranit në mënyrë selektive.[1]

Sipas bibliografisë së veprave të alimit të famshëm Hfz. Ali Korçës, kuptohet qartë se ai qysh në vitin 1920 e kishte të përgatitur përkthimin e Kuranit me koment në 2000 faqe. Mirëpo, për shkak të mungesës së mjeteve materiale, nuk ishte botuar dhe për fatin e tij deri më sot nuk dihet asgjë.

Ndërkaq, në vitin 1929, Këshilli i Lartë i Sheriatit në Shkodër, filloi botimin e përkthimit të Kuranit me koment, nga alimi i shquar Hfz. Ibrahim Dalliu, me titull "Ajka e kuptimeve të Kurani Qerimit". Sipas disa të dhënave këtë përkthim ai e kishte përfunduar, por botimi i tij arriti vetëm deri në suren e gjashtë të Kuranit, përkatësisht deri me një të katërtën e tij dhe se për pjesën tjetër nuk dihet asgjë.[2]

Pas Luftës së Dytë Botërore, me vendosjen e regjimit komunist në Shqipëri, fillimisht u ndalua me ligj shtypi fetar e pastaj edhe feja në përgjithësi. Ndërsa në Jugosllavi, përkatësisht në Kosovë dhe Maqedoni edhe pse kishte një numër të konsiderueshëm të ulemave të cilët ishin të aftë në pikëpamje profesionale, atyre ju mungonte njohja e rregullave gjuhësore të shkrimit dhe gatishmëria për t'u ballafaquar me një detyrë të rëndë dhe me përgjegjësi të madhe, siç ishte përkthimi i Kuranit famëlartë. Andaj mos përkthimi i tij në shqip nga ulematë tanë të mëparshëm nuk ka qenë siç po pretendojnë disa sot, për shkak të paaftësisë së tyre ose respektit të tepruar ndaj Kuranit, por nga devotshmëria dhe droja se nëse gabojnë në përkthim do të bëjnë mëkat të madh.

Me kalimin e kohës, gjithnjë e më tepër shtohej interesimi i njerëzve për njohjen e përmbajtjes së Kuranit si libër i shenjtë dhe Fjalë e Zotit, qoftë edhe në gjuhën boshnjake, të cilën e dinin. Këtë më së miri e dëshmon fakti se me rastin e ribotimit në gjuhën boshnjake të përkthimit të Çausheviqit në vitet e shtatëdhjeta të shekullit të kaluar, një numër i madh, madje edhe i intelektualëve të ndryshëm, e bënin parapagimin për të, përmes Këshillave të Bashkësisë Islame ose librarive publike.

Si Bashkësia Islame, ashtu edhe Shoqata e Ulemave në Prishtinë, duke pasur parasysh rëndësinë e madhe që e ka përkthimi i Kuranit shqip, si burim kryesor i mësimeve Islame, sidomos për gjeneratat e reja të shkolluara shpeshherë diskutuan rreth kësaj çështje mirëpo konstatoj se ende mungon si kuadri përkatës ashtu mjetet për botim. Pas një kohe relativisht të gjatë, në mbledhjen e Kryesisë së Shoqatës së Ulemave, të mbajtur me 10 dhjetor të vitit 1981, nën drejtimin e kryetarit, H. Abdullah Zhegrova, u diskutua çështja e përkthimit të Kuranit dhe u konstatua se tashmë ekziston kuadri i aftë profesional, të cilit mund t'i besohet detyra në fjalë si dhe mundësitë materiale për botim. Për këtë qëllim u formua një këshill i gjerë, i cili me 14 dhjetor, e caktoi komisionin në përbërje prej tetë, përkatësisht dhjetë anëtarëve, ndërsa për kryesues të komisionit u caktua H. Sherif ef. Ahmeti.[3]

Komisioni i lartpërmendur për përkthimin e Kuranit, pas përgatitjes së planit të punës, mbajti disa takime të rregullta, nën drejtimin e kryesuesit të tij, H. Sherif Ahmeti. Në çdo takim, i ndahej secilit anëtar nga një sure për përkthim, të cilën duhej ta dorëzonte në takimin vijues, për ta marrë suren tjetër për përkthim.[4]

Në fillim të vitit 1984, komisioni arriti ta bëjë ndarjen e sureve të fundit të Kuranit për përkthim, ndërsa afatin për dorëzimin e tyre e caktoi deri më 6 qershor. Përkthimet e anëtarëve të komisionit zakonisht iu dorëzoheshin kryesuesit të tij H. Sherif Ahmetit, i cili pas përfundimit të tyre, duhej t'i redaktonte ato dhe të bënte ndonjë komentim të shkurtër sipas nevojës, në formë fusnotash.



Edhe pse ky përkthim i Kuranit nga komisioni i shoqatës së ulemave arriti deri në prag të përfundimit, dhe më vonë botimi i këtij përkthimi i përgatitur nga kryesuesi i komisionit H. Sherif Ahmeti[5] përfundoi tërësisht, realizimi i tij filloi të dështoj me botimin e përkthimit të Kuranit nga dr. Feti Mehdiu[6].

Në vitin 1985, Kryesia e Bashkësisë Islame Prishtinë, nën udhëheqjen e H. Jetish ef. Bajramit, për herë të parë e bëri botimin komplet të Kuranit në shqip, të përkthyer nga dr. Feti Mehdiu, profesor i fakultetit të orientalistikës në Prishtinë.

Pas tri vjetëve, përkatësisht në vitin 1988, Hasan ef. Nahi, myderrizi i shquar në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, e botoi me mjete të veta privatisht përkthimin e tij të Kuranit me titull: "Kurani i madhërishëm".[7]

Gjithashtu në vitin 1988, Kryesia e Bashkësisë Islame e botoi përkthimin e Kuranit me koment të përgatitur nga myderrizi i shquar i medresesë "Alaudin" në Prishtinë, Sherif ef. Ahmeti me titull: "Kurani, Përkthim me komentim".

Botimet e këtyre tri përkthimeve të Kuranit, e sidomos atë të parin popullata shqiptare e besimit Islam e priti me kënaqësi dhe gëzim të madh, sepse për herë të parë iu dha mundësia për ta kuptuar mesazhin universal të Zotit të madhërishëm në gjuhën amtare në formë të shkruar.

### Disa konstatime në tri përkthimet e para të Kuranit në shqip

Çdonjëri prej këtyre tri përkthimeve i ka vlerat, veçoritë dhe karakteristikat e veta. Mirëpo, përkundër aftësive të dalluara profesionale dhe punës shumëvjeçare vetëmohuese të përkthyesve në fjalë, për shkak të vështirësive që paraqet gjuha arabe dhe stili specifik i Kuranit, me rastin e përkthimit në gjuhën tjetër, në secilin përkthim të lartpërmendur ekziston një numër i konsiderueshëm i lëshimeve dhe gabimeve të natyrave të ndryshme.

Vështirësitë dhe sfidat me të cilat zakonisht përballet përkthyesi i Kuranit, për shkak të përmbajtjes së tij specifike, janë të shumta, por me këtë rast po i theksojmë vetëm disa prej tyre.

Shumica dërrmuese e ajeteve kuranore kanë kuptim të qartë dhe në to bazohen parimet e besimit, rregullat e adhurimit, normat morale dhe dispozitat ligjore të Islamit. Mirëpo ka edhe disa të tjera të cilat kanë kuptim të paqartë ose enigmatik, që quhen "el – Muteshabihat" dhe paraqesin sfidë edhe për vetë arabët, ngase kuptimin apo interpretimin e vërtetë të tyre siç thuhet në ajetin e 7 të sures Ali Imran, nuk e di askush përveç Allahut xh.sh. Në mesin e këtyre ajeteve numërohen edhe ato që shënohen me iniciale, në fillim të disa sureve kuranore.

Në Kuran, ekziston një numër i konsiderueshëm i fjalëve të cilat kanë më tepër se një kuptim, ose kuptimi i tyre nuk mund të përfshihet me një fjalë. Në rastin e parë, përkthyesi duhet të përcaktohet për atë kuptim që mendon se më tepër i përgjigjet realitetit, ndërsa kuptimet tjera mund t'i shënoj si koment me fusnotë. Ndërkaq me rastin e dytë, ai detyrohet që ta shtoj edhe ndonjë fjalë sqaruese të tij, por ato duhet të futen në kllapa, një metodë e tillë përdoret edhe me përkthimin e ndonjë vepre njerëzore, ku përkthyesi për t'i qëndruar besnik origjinalit, fjalët e tij i fut në kllapa dhe i përfundon me shkurtesa (p.sh. sqar. ose shënim i perk.). Mospërdorimi i kllapave mund të bëjë përkthimin më të rrjedhshëm, por e deformon përmbajtjen e tekstit duke i përzier fjalët njerëzore me fjalët hyjnore. Edhe pse kjo është e patolerueshme, raste të tilla ka në tri përkthimet në fjalë, e sidomos në përkthimin e dr. Mehdiut.

Në disa ajete kuranore, kuptimi i disa foljeve që janë në trajtën e kohës së kaluar ka të bëjë me kohën aktuale ose të ardhme. Ndërsa kuptimi i foljeve që janë në trajtën e kohës se ardhme, ka të bëjë me kohën e kaluar. Në të dy rastet, përkthyesi nuk duhet t'i përmbahet rregullave gramatikore, por duhet ta bëjë përkthimin e tyre në përputhje me qëllimin e kuptimit. Në të kundërtën, përkthimi i tyre do të jetë i paqartë dhe i pakuptueshëm. Në raste të tilla shpeshherë mund të hasim në çdonjërin nga tri përkthimet e lartpërmendura.

Ai që merret me përkthimin e Kuranit për të pasur sa më pak lëshime dhe gabime në përkthim, përveç njohjes së mirë të rregullave gramatikore të gjuhës arabe, patjetër duhet të konsultoj literaturën nga lënda e Tefsirit – komentimit kuranor, e Hadithet – traditës së Muhamedit a.s. dhe të Historisë Islame. Mungesa e konsultimit të literaturës së lëndëve të përmendura shihet qartë në përkthimin e dr. Mehdiut, ngase ai është i mendimit se për përkthimin e Kuranit mjafton njohja e rregullave të gjuhës arabe, ndërsa konsultimi i literaturës së përmendur nevojitet vetëm për komentimin e tij.

Ramadan Shkodra

# Kontributi i qarkut fetar islam të Kosovës pas Luftës së Dytë Botërore në shqipërimin e Kuranit (1)



I.

Kurani është burimi kryesor i fesë islame, e rrjedhimisht edhe i kulturës e qytetërimit islam dhe si i tillë, është një nga faktorët themelor që bashkon besimtarët myslimanë në organizimin e jetës së tyre. Prandaj edhe interesimi për ta mësuar Kuranin, kuptuar, nxënë përmendsh dhe për ta interpretuar e komentuar atë, është i madh te të gjithë popujt që nga shpallja e tij e deri në ditët e sotme.

Kurani i ka zbritur pejgamberit, Muhamedit a.s., në gjuhën arabe në gjysmën e parë të shek. VII dhe paraqet shpalljen e fundit nga Zoti i Madhërishëm. Kurse, me përhapjen e fesë islame dhe pranimin e Islamit nga joarabët, do të shfaqej domosdoja e përkthimit të Kuranit në gjuhët e tyre.

Përderisa myslimanët përkthimit të Kuranit i qasen si burim bazë i fesë së tyre, me qëllim që të mësojnë nga ai në gjuhën e tyre, jomyslimanët përkthimit të Kuranit, të shumtën, i qasen për qëllime që të njohin librin bazë të Islamit dhe edhe për qëllime misionariste[1].

Nga ajo që dihet, Kurani deri tani është përkthyer në më shumë se 100 gjuhë të ndryshme të botës dhe, krahas Biblës, është libri më i kërkuar, më i përkthyer dhe më i përhapur në botë.

Ajo që duhet thënë që në fillim, është fakti se Kurani te shqiptarët është i pranishëm që herët, pra që atëherë edhe kur filloi pranimi i Islamit nga shqiptarët, me të cilin proces nisi, natyrisht, edhe ndikimi i Kuranit në organizmin e jetës së tyre në të gjitha rrafshet, që nga ai shpirtëror, etik, social, kulturor, arsimor e deri tek organizimi shoqëror.

Siç e thamë edhe më lart, Kurani për fenë islame është burimi kryesor i saj, andaj myslimanët që nga koha e Pejgamberit a.s. i kanë kushtuar rëndësi shkrimit, mësimit përmendsh, formës së leximit, vendit të ruajtjes e deri të zhvillimi i shkencave kuranore.

Kjo dëshmohet më së miri mbi rëndësinë që i kushtojnë myslimanët mësimit përmendsh të Kuranit - pra hafëzllëkut. Të gjitha këto ndikime i gjejmë edhe në shoqërinë shqiptare që nga shekujt XIV-XV e këndej, apo thënë më mirë, anekënd trojeve tona gjejmë medrese të posaçme ku mësohej, komentohej e bëhej hifz Kurani. Ata që mësonin Kuranin përmendsh, si në çdo shoqëri myslimane, edhe te shqiptarët kishin nam e trajtim të posaçëm.

Në historinë e shqiptarëve janë të njohura shumë personalitete të shquara që u janë përkushtuar me tërë qenien e tyre mësimeve të Kuranit.

Ulemaja shqiptare, që ka vepruar në kuadër të Perandorisë Osmane, ka qenë e nivelit të kohës dhe ka dhënë kontributin e saj në këtë fushë. Duhet thënë edhe këtë se paria dhe ulemaja shqiptare ka pasur të njëjtin mendim sa i përket përkthimit të Kuranit me mendimtarët e atëhershëm në Perandorinë Osmane dhe gjithandej në botën islame.

II.

Megjithëqë prania e Kuranit te shqiptarët është e hershme sa edhe prania e Islamit s'do mend se edhe interesimi, përkushtimi e kontributi i shqiptarëve ndaj Kuranit dhe për Kuranin është evidentë, prandaj dhe nga radhët e shqiptarëve kanë dalë shumë njohës, komentues, hafëzë e lexues të spikatur, kjo në njërën anë, kurse në anën tjetër ata kanë jetuar e vepruar po sipas porosive kuranore. Porse, - krahasuar me popujt e tjerë evropianë, - Kurani te shqiptarët është përkthyer relativisht vonë. Për këtë ngecje, kujtojmë, kanë ndikuar disa faktorë, ndër të cilët më kryesorët janë:

- mungesa e traditës së përkthimeve;
- mungesa e një alfabeti të përbashkët;
- mungesa e institucioneve profesionale (arsimore, shkencore e fetare) në viset shqiptare për të zhvilluar veprimtarinë e tyre në gjuhën shqipe deri në kohën e Rilindjes Kombëtare.

Ndër shqiptarët, përpjekjet dhe iniciativat e para për përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe i gjejmë që në kohën e Rilindjes Kombëtare. Mirëpo, punën e parë serioze në këtë drejtim e ndërmori Ilo Mitko Qafëzezi, i cili në Ploeshti të Rumanisë, më 1921, i kishte botuar të



përkthyera në shqip 6 suret e para të Kuranit[2].

Pas Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë dhe konsolidimit të shtetit shqiptar, interesimi për përkthimin e Kuranit në gjuhën amtare u bë nevojë e domosdoshme. Me zgjerimin e arsimit në gjuhën shqipe domosdoshmëria për një përkthim të tillë u ndie dhe më tepër. Kësaj nevoje iu përgjigj në mënyrë të institucionalizuar Kongresi i Parë Mysliman Shqiptar (1923).

Në këtë kohë, nga nismëtarët për përkthimin e Kuranit do t'i gjejmë personalitetet më të shquara në fushën e islamologjisë, por dhe në fushën e atdhetarizmit: Hafëz Ali Korça[3] dhe Hafëz Ibrahim Dalliu[4], të cilët ishin njohës të mirë të shkencave islame, po edhe të atyre të përgjithshme.

Nëse shihet me qetësinë shkencore nisma për përkthimin e Kuranit në shqip, do të vërejmë se ajo vjen krahas themelimit të institucioneve shtetërore e fetare, pra nis në mërgatë, për të marrë trajtë e formë në Shqipëri, ku tashmë ishte themeluar Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, Këshilli i Naltë i Sheriatit, Medreseja e Tiranës etj. Pra, nisma e përkthimit të Kuranit në shqip vjen pas vendimeve të mëdha që kishte marrë paria shqiptare, vendime të cilat janë përcaktues për fatin dhe të ardhmen e shqiptarëve, si në aspektin kombëtar, ashtu edhe në atë shtetëror, apo thënë ndryshe nisma për përkthimin e Kuranit vjen konkretisht pas Kongresit të Alfabetit (1908), Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë (1912) dhe krahas Pavarësisë së Komunitet Mysliman Shqiptar (1923). Vlen të theksohet edhe kjo se në këto ngjarje të rëndësishme për popullin shqiptar, si te Kongresi i Manastirit, te Shpallja e Pavarësisë së vendit, si dhe te pavarësimi i Komunitetit Mysliman Shqiptar, bartës janë prijësit e shquar, si haxhi Vehbi Dibra, hfz. Ali Korça, hfz. Abdullah Semblaku, hfz. Ibrahim Dalliu, Shefqet Muka, Sali Vuçitërna etj., të cilët i gjejmë edhe bartës të nismës për përkthimin e Kuranit në shqip, gjë që i jep dimension kombëtar e nacional kësaj nisme të bekuar.

Me gjithë vullnetin, dëshirën dhe përkushtimin e madh të këtyre kolosëve që ta përkthejnë Kuranin në shqip, rrethanat nëpër të cilat kaluan Shqipëria dhe shqiptarët nuk e lejuan një konkretizim të tillë. Mirëpo, nga kjo që thamë deri tash, shihet e kuptohet se bartës të nismës për përkthimin e Kuranit, apo, nëse më lejohet të them për shqipërimin e tij, qenë prijësit e shquar myslimanë-ulemaja myslimane që për strumbullar kishin Komunitetin Mysliman Shqiptar, institucionin e tij, e posaçërisht organet (periodikun), siç qenë "Zani i Naltë" e "Kultura Islame", të cilat asokohe qenë shndërruar në tribuna të mendimit fetar, kombëtar, kulturor e shoqëror. Kjo gjendje vazhdoi deri më 1944, apo deri me përfundimin e Luftës së Dytë Botërore, kur në Shqipëri u instalua sistemi monist, ndërsa pjesët e tjera të trungut shqiptar u ripushtuan nga Jugosllavia.

Pra, Kosova edhe njëherë padrejtësisht ndahet nga ëma e saj - Shqipëria dhe futet dhunshëm nën administrimin e sajesës artificiale të quajtur Jugosllavi. Me këtë akt, edhe Bashkësia e Fesë Islame në Kosovë detyrimisht do të ndryshojë qendrën nga Tirana në Sarajevë dhe që nga viti 1945 e deri më 1990 do të veprojë si Bashkësia e Fesë Islame për Serbinë, respektivisht për Kosovën, Serbinë dhe Vojvodinën, me seli në Prishtinë, në kuadër të Bashkësisë Fetare Islame të Federatës Jugosllave me qendër në Sarajevë.

III.

Ulemaja shqiptare, me gjithë vështirësitë që i paraqiste sistemi monist jugosllav, arriti që të gjente forma për të krijuar institucione, që do të jenë bartëse të jetës fetare në Kosovë e më gjerë. Mirëpo, ky mision bëhej edhe më i vështirë, kur dihet fakti se në Shqipëri sistemi monist ishte edhe më i ashpër në raport me fenë, institucionet fetare e sidomos me prijësit fetarë.

Në këto rrethana, kur sistemi jugosllav vendosi kufij të hekurt mes trojeve shqiptare, ulemaja në Kosovë, më 1948, bën riorganizimin e Bashkësisë Islame, një vendim ky i rëndësisë së veçantë për organizmin e jetës fetare në Kosovë e më gjerë...

(1) Shih: Dr. Hasan Kaleshi: Kur'ani kryevepër e letërsisë arabe, "Edukata Islame", nr 31-32/1981, Prishtinë, f. 51. (2) Shih: KURANI (KËNDIMI), pjesa e parë, përkthyer në shqip prej: I. M. Q., Shtypur në Rumani, Ploeshti 1921. (3) Shih: Sadik Bega, Hafëz Ali Korça pasqyrë atdhetarizme për brezin e ri; Kultura Islame, viti III nanduer-dhetuer, Tiranë 1941, fq. 102-105. (4) Shih: Ajka e kuptimeve të Kur-anit Qerimit, botoi Këshilli i Naltë i Sheriatit, Tiranë, shtypur në shtypshkronjën "Ora e Shkodrës" Shkodër 1929-1944.



Ma. Sc. Burim Bibaj

# Butësia në Islam

Jemi dëshmitarë të shumë trazirave që po ndodhin nëpër botë, e shumë analistë, gazetarë dhe media të ndryshme nuk hezitojnë që Islamin ta paraqesin si shkaktarë të tyre. Por, në fakt si na mëson Islami që të sillemi me të tjerët, çfarë ishte shëmbëlltyra e Muhamedit a.s? Për këto dhe shumë pyetje të tjera do të mundohemi t'i sqarojmë më poshtë.

S'ka dyshim se feja Islame është fe e butësisë, mirësisë dhe dashamirësisë. Ajo kërkon që njeriu të jetë i butë, i njerëzishëm dhe i mëshirshëm me vëllezërit e tij. E tërë jeta e myslimanit, besimi i tij, ibadeti i tij, morali i tij dhe marrëdhëniet e tij ndërnjerëzore duhet të jenë të ndërlidhura me butësinë. Me këtë cilësi, është dërguar krijesa më e nderuar mbi sipërfaqen e tokës, zotëria ynë, Muhamedi s.a.v.s., i cili kërkonte nga njerëzit të jenë të butë e të mëshirshëm ndërmjet veti.[1] Ai i ftoi njerëzit në Islam me mençuri dhe këshilla të bukura ashtu siç e urdhëroi Allahu xh.sh. në Kuran:

"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira…!" (En-Nahl, 125)

Ajeti tjetër: "Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kur i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu si është më së miri…!" (El-Ankebutë, 46)

Allahu i Madhëruar na e bën të qartë pozitën dhe prestigjin e më të dashurit të Tij, Muhamedit a.s dhe na tregon shkakun se përse njerëzit e deshën dhe iu bashkëngjitën radhëve të tij! Pra, ishte pikërisht mëshira dhe butësia e madhe e tij ajo që i përfitoi zemrat e njerëzve.

Siç thotë Allahu në Kuranin famëlartë lidhur me të: "Ti (o Muhamed) ishe i butë ndaj tyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falu atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që i mbështeten!" (Ali Imran, 159)

Kurani i Madhëruar nëpërmjet këtyre ajeteve na ka treguar të vërtetën e butësisë dhe na thërret të gjithë neve (myslimanëve) që të sillemi me butësi me të gjithë njerëzit, në mënyrë që të jemi të suksesshëm në realizimin e qëllimeve tona (e që është thirrja në Islam – daveti).

Tregohet se kur një da'i (thirrës islam) e kishte këshilluar Kalifin e myslimanëve me një ton tepër të ashpër dhe të vrazhdë, Kalifi, me mençuri ia kishte kthyer: "O dijetar, tregohu i butë e i mëshirshëm, ngase Allahu ka dërguar atë që ka qenë më i mirë se ti, tek ai që ka qenë më i keq se unë, ka dërguar dy Pejgamberët e Tij, Musaun dhe Harunin te krijesa më e keqe mbi sipërfaqen e tokës, Faraoni, i cili e kishte shpallur veten Zot dhe Allahu i kishte porositur ata: "…Atij (Faraonit) i thoni fjalë të buta…" (Ta Ha, 44). Pra në këto parime të shëndosha dhe në këtë rrugë hyjnore ka ftuar i Dërguari i Allahut a.s. umetin e tij. Me këto atribute dhe me këto virtyte i ka edukuar pasuesit e tij, të jenë të butë dhe të mëshirshëm me të gjithë njerëzit në marrëdhëniet e tyre ndërnjerëzore.



**Butësia e Muhamedit a.s**

I Dërguari i Allahut a.s., butësinë e ka konsideruar si njërën ndër adhurimet më të rëndësishme. Këtë e vërteton rasti kur Pejgamberi a.s. edhe pse kishte thënë që kënaqësia e syve të tij ka qenë në namaz, dhe se namazi është prej adhurimeve ku robi është më afër Krijuesit të tij, ai e kishte shkurtuar namazin me një rast kur kishte dëgjuar të qarën e fëmijës dhe këtë vetëm nga butësia dhe mëshira për nënën e tij (pra nga butësia për umetin e tij). Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të.

Pejgamberi a.s. i ngrite duart dhe lutej te Zoti i tij për atë që tregohej i butë ndaj të tjerëve. Imam Muslimi në "Sahihun" e tij shënon një hadith të cilin e transmeton Aisheja r.a. e cila thotë: "E kam dëgjuar Pejgamberin a.s. duke u lutur në shtëpinë time (pasi që i kishte ngritur duart nga qielli) me këtë lutje: "O Zoti im, ai që e merr përsipër një çështje administrative të umetit tim dhe tregohet i ashpër me ta, edhe Ti tregohu i ashpër me të. Kurse ai që merr përsipër një çështje administrative të umetit tim dhe tregohet i butë me ta, edhe Ti tregohu i butë me të!".

Për butësinë dhe mëshirën e madhe që kishte Pejgamberi a.s. për umetin e tij, dëshmojnë edhe lutjet që bënte tek Zoti për faljen e tyre. Një ditë filloi të lutej ashtu siç ishte lutur Ibrahimi a.s. : "Zoti im! Ata vërtet i shmangin (nga rruga e drejtë) shumë njerëz. E kush më respekton mua, ai është i imi (në fe), e kush më kundërshton mua, atëherë Ti je që fal dhe që mëshiron". (Ibrahim, 36). Po ashtu, lutej siç ishte lutur edhe Isa a.s. për popullin e tij:"Nëse i dënon ata, në të vërtetë ata janë robër Tu, e nëse u falë atyre, Ti je i Gjithëfuqishmi, i Urti!" (El Maide, 118). Pastaj i ngriti duart duke iu lutur Allahut xh.sh. : "O Zot, më fal umetin tim, o Zot, më fal umetin tim" dhe filloi të qaj i Dërguari i Allahut (paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin për të) nga butësia dhe mëshira që kishte për umetin e tij.

Resulullahi a.s., përveç që ishte i butë me njerëzit, ishte i butë edhe me kafshët. Në hadithet e tij na tregon se Allahu ia kishte falur mëkatet një njeriut që i kishte dhënë ujë për të pirë një qeni të etur. Kurse në anën tjetër, një grua kishte hyrë në zjarr për shkak të një maceje që e kishte lidhur dhe nuk i kishte dhënë asgjë për të ngrënë e as për të pirë derisa kishte ngordhur. E sot janë formuar një numër i madh i organizatave vendore e ndërkombëtare nëpër botë për t'i ruajtur kafshët nga shfarosja e tyre, sepse njerëzit janë të pangopur në brendësin e tyre, andaj nuk kanë kufi. Por kanë nevojë t'i rikthehen mësimeve të Islamit dhe shëmbëlltyrës së të dërguarit tonë.

Transmetohet se Pejgamberi a.s., një ditë hyri në kopshtin e një ensari (medinasi) dhe një deve u përkul (u gjunjëzua) në shenjë respekti ndaj Resulullahit a.s. Pejgamberi u afrua tek deveja e cila filloi të rënkoi (të ankohet) për keqtrajtimin që i bënte i zoti i saj. Kur dëgjoi Pejgamberi a.s. rënkimin e devesë, pyeti se kush është i zoti i kësaj deveje? Një djalë prej ensarëve tha: Unë o i Dërguar i Allahut. Atëherë Pejgamberi a.s. i tha:"Përse i trajtoni kafshët në këtë mënyrë? A nuk po keni frikë Allahun? Kjo deve u ankua tek unë se ti e ke lënë pa ngrënë dhe e ke keqtrajtuar!" Salavatet dhe selamet qofshin për ty o i dashuri dhe ndërmjetësuesi ynë, o ti që ishe shumë i butë e i mëshirshëm për umetin tënd, ishe i butë me të gjithë njerëzit, me kafshët, me myslimanët dhe jo myslimanët, bile edhe me armiqtë e tu (idhujtarët).

Kurani fisnik thotë: "E nëse ndokush prej idhujtarëve të kërkon strehim, ti strehoje në mënyrë që t'i dëgjojë fjalët e Allahut (Kuranin), e mandej përcille deri në vendin e tij të sigurt..." (Et-Teube, 6)

Nga shembujt e butësisë së tij është edhe tregimi i Thumame ibën Uthalit i cili ishte njëri prej prijësve të fisit Beni Hanife. Ai ka qenë armik i përbetuar i Muhamedit a.s. dhe kishte luftuar ashpër kundër myslimanëve. Mirëpo, pasi e zunë rob, i paraqitën Islamin për tre ditë rresht. Kur e pa i Dërguari ynë se nuk dëshiron të hyjë në Islam, nuk e detyrojë me forcë ta përqafojë Islamin, por u tha myslimanëve që ta lirojnë, ngase e kishte falur. Njeriu pasi u lirua, filloi të mendoj thellë për atë që kishte ndodhur duke thënë në vetveten e tij: "Unë, armiku dhe kundërshtari i përbetuar i Muhamedit, e ai jo që nuk më detyrojë ta pranojë Islamin, por edhe më shpëtoj jetën time, vërtetë një gjë të tillë nuk e bën kush veç ai që ka moral profetik". Atëherë u pastrua dhe menjëherë shkoi tek i Dërguari i Allahut të cilit iu drejtua me këto fjalë: "O Muhamed, dije se nuk ka pasur qytet më të urrejtur për mua sesa qyteti yt, kurse tani është qyteti më i dashur për mua. Nuk ka pasur fytyrë më të urrejtur për mua sesa fytyra jote, ndërsa tani nuk ka fytyrë më të dashur për mua sesa fytyra jote e ndritur. Nuk ka pasur fe më të urrejtur për mua sesa feja jote, por tani nuk ka fe më të dashur për mua se feja jote, andaj dëshmoj dhe deklaroj se nuk zot tjetër pos Allahut dhe se ti je i Dërguari i Allahut". Pra, shikoni se si përqafoi Islamin, me butësinë dhe tolerancën e krijesës më të nderuar, Muhamedit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të).

Pra, kjo është butësia e Pejgamberit a.s., të cilën e kishte rrënjosur thellë në shoqëri, duke kërkuar që të jemi të butë dhe të sjellshëm me të gjithë njerëzit, me kafshët, me myslimanët bile edhe me jomyslimanët.

Atëherë, nga ky vend i drejtohem botës mbarë, e



veçanërisht të gjithë atyre që kanë mendje dhe arsye për të gjykuar drejtë, se a thua vallë, një fe e pastër sikurse kjo, meriton të quhet fe e vrazhdë dhe ekstreme siç po akuzohet kohëve të fundit në botën perëndimore? A thua vallë, Muhamedi a.s., të cilin Allahu e dërgoi mëshirë për myslimanët dhe për jomyslimanët meriton të quhet "fashist" e "terrorist"? Allahu i Madhëruar e përshkruan me pak fjalë qëllimin e dërgimit të Muhamedit a.s. ku thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha botët" (El-Enbija, 107). Sikur të zbatoheshin mësimet e tij (Muhamedit a.s.) nuk do të kishte luftëra e trazira mbi sipërfaqen e tokës.

Myslimanët, kudo që ndodhen në rruzullin tokësor, duhet të kapen fort për fenë e tyre dhe t'i tregojnë botës se janë një popull që besojnë fuqishëm në Allahun e Lartmadhëruar, se feja e tyre është Islami, si dhe Muhamedi a.s. është Pejgamberi dhe i Dërguari i tyre.

Feja jonë e pastër, na thërret që të jemi të butë dhe të njerëzishëm me të gjithë njerëzit, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e lëndon (dëmton) një të siguruar (dhimmij, jomysliman në shtetin islam), unë do të jem armiku i tij, e kujt i bëhem armik do ta luftoj atë në Ditën e Gjykimit".`

Po ashtu ka thënë: "Kush i bën padrejtësi një të siguruari, apo e detyron në diçka që s'ka mundësi apo merr diçka pa dëshirën e tij, atëherë unë jam kundërshtari i tij Ditën e Gjykimit". I Dërguari i Allahut a.s. tregon se do të jetë armik i atij myslimani që i ka bërë padrejtësi jomyslimanit, po a ka ndonjë sistem apo organizatë në fytyrën e tokës që mbron nderin dhe të drejtat e njeriut ashtu siç mbrojte ti o i Dërguar i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin për ty?!

**Për fund**

Qëllimi i butësisë nuk është që të heqim dorë nga punët tona. Qëllimi i butësisë nuk është që të tregohemi të pakujdesshëm ndaj obligimeve tona me të cilat jemi të ngarkuar. Qëllimi i butësisë nuk është që të humbasim ato rregulla (parime) me të cilat vazhdon sistemi i jetës, por qëllimi apo synimi i butësisë është që obligimet tona t'i zbatojmë me njerëzi, të jemi përgjegjës për veprimet tona, të punojmë me nder dhe sinqeritet, e jo të jemi burokratë dhe të ashpër me njerëzit, por të mëshirshëm dhe të butë me ta në të gjitha rastet. Pra, ky është obligim që na urdhëron feja.

Feja Islame, me idealet e saja, me humanitetin e saj si dhe në marrëdhëniet e saja ndërkombëtare i mbron të drejtat e njeriut, të drejta të cilat janë shkelur padrejtësisht nga ata që ushtrojnë dhunë, nga tiranët, zullumqarët dhe mizorët. Pra, këto kritere mashtruese, na detyrojnë t'i drejtohemi botës së frikësuar se shpëtimi i vetëm i saj është kthimi në fenë e Allahut xh.sh., se shpëtimi, fitorja, siguria dhe mirëqenia në mbarë rruzullin tokësor do të mbizotërojë vetëm atëherë kur pasohen mësimet e krijesës më të pastër që ka ecur mbi sipërfaqen e tokës, e ky është i Dërguari i Allahut, Muhamedi s.a.v.s.

(1) Abdullah Nasih Ulvani "Formimi i Personalitetit të Njeriut në Pikëpamje Islame" f. 46-48, Gostivar,2003. (2) Sufijjurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i Vulosur i Xhenetit" f. 469, Prishtinë, 2001. (3) Amër Halid "Gjurmëve të të Dashurit tonë" f. 246, Shkup, 2006. (4) Ibid. (5) Dr. Abdurrahman Rafet El-Basha, "Fragmente nga Jeta e Sahabëve" Prishtinë 2002, f. 51-57. (6) Sufijjurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i Vulosur i Xhenetit" f. 472, Prishtinë, 2001. (7) Jusuf Kardavi, "Rizgjimi Islam ndërmjet kundërshtimit dhe ekstremizmit" f. 53, Prishtinë, 2002. (8) Dr.Mustafa El-Buga "Komentimi i Dyzet Haditheve të Imam Neveviut", Shkup, 2003, f.59.



**Bunjamin Emini**

# Humanizmi, cilësi e të devotshmëve

Të jesh human do të thotë të mbash qëndrim njerëzor e fisnik, dhe të tregosh dashuri të thellë ndaj të gjithë njerëzve. Zemra jote duhet të jetë e madhe dhe të ketë vend për të gjithë njerëzit, pa dallim. Nuk ka gjë më të bukur sesa të kesh zemër të gjerë dhe të madhe, e cila ka vend për të gjithë. Një zemër e tillë, kudo që ndodhet, mendon se si t'u falë gëzim dhe lumturi të tjerëve. Ajo mendon për një nënë me jetimë, për një nevojtar, për një të moshuar e të braktisur, për jetimët në jetimore, për dikë që nuk e njeh Zotin, për njerëzit, pra se si t'u ndihmojë dhe t'u falë gëzim etj. Nuk mund të ndihesh i lumtur vetëm se duke i dashur njerëzit, dhe duke ua (dh)uruar lumturinë ashtu siç e (dh)uron për veten tënde. Kjo edhe me armiqtë dhe kundërshtarët e tu, duke u (dh)uruar udhëzimin dhe mirësinë, e jo shkatërrimin dhe dënimin me Xhehenem.

Muhamedi a.s., ua ka tërhequr vërejtjen të gjithë besimtarëve islamë duke thënë: "Askush prej jush nuk e ka besimin e plotë përderisa të mos e dojë për vëllanë e tij atë që do për vete."[1]

Lidhur me interpretimin e këtij hadithi shumë dijetarë mendojnë se fjala "vëlla" përfshin vëllazërinë e myslimanëve. Pejgamberi a.s., e la të papërcaktuar termin "vëlla", me qëllim që të përfshijë të gjithë njerëzit myslimanë.

Sot në shumë vende lindin fëmijë nga bashkëjetesa mes dy personave, fëmijë që shpeshherë u dorëzohen qendrave sociale. Fëmijët e tillë rriten pa përkujdesjen prindërore, dhe neve si mëkëmbës të Allahut[2] duhet të na vijë keq për ta, dhe atyre duhet t'ua dëshirojmë vetëm të mirën. T'ua duash të gjithë njerëzve të mirën nuk do të thotë të heqësh dorë nga e drejta jote, të lejosh të të shkelin me gjithë forcën, të lejosh të shtypet populli yt dhe të humbasësh dinjitetin tënd. Përkundrazi me dashuri me respekt e humanizëm arrin vetëm më lart në zemrat e të tjerëve. Thotë Muhamedi a.s.: "Nuk mund t'i përfitoni njerëzit me pasuritë tuaja, por i përfitoni me fytyra të gëzuara dhe me moral të mirë."[3]

Humanizmi është një vlerë që ishte e mbjellë në zemrat e sahabëve në formën më të mirë të mundshme, e për këtë sjellim një shembull nga jeta e tyre:

Tregon Umer bin Hatabi, prijësi i myslimanëve: "Çdo ditë pas namazit të sabahut Ebu Bekri zhdukej në një nga lagjet e largëta të Medinës. Unë nuk e dija se çfarë bënte ai atje. Një ditë e ndoqa, dhe pashë që hyri në një shtëpi të vjetër. Pas njëfarë kohe ai doli që andej, dhe u largua. Menjëherë unë hyra brenda dhe gjeta një grua të moshuar, të verbër dhe dy fëmijë të vegjël. Unë e pyeta: "Kush je ti?" Ajo u përgjigj: "Babai i këtyre fëmijëve ka vdekur, kurse unë jam e verbër dhe e lodhur, e nuk kemi asnjë njeri që kujdeset për ne." Unë e pyeta sërish: "Po ai burri që sapo doli, kush është?" Gruaja u përgjigj: "Nuk e dimë. Ai vjen çdo ditë, pastron shtëpinë, përgatit mëngjesin dhe mjel delet." Umerit i rrodhën lotët dhe tha: "Po i lodh kalifët që do të vijnë pas teje, o Ebu Bekër."

A ka humanizëm më të madh se kaq?!

Mëso të bëhesh human duke u jetësuar me shembujt nga jeta e Pejgamberit a.s. dhe jeta e sahabëve të lavdëruar!

Mëso të sillesh si njeri me të gjithë!

Mëso të jesh humanist!

Sa më shumë që hap zemrën me njerëzit e tjerë, aq më shumë të zvogëlohen hallet dhe dertet.

Allahu i Madhëruar thotë në Kuran: "O ju njerëz, me të vërtetë Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre, dhe ju bëmë fise e popuj, ashtu që të njiheni."(El Huxhuratë, 13) Pastaj ajeti tjetër: "O Njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, I Cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej atij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre të dyve krijoi shumë meshkuj e femra." (En Nisaë, 1)

Prandaj, ne si ithtarë të fesë më të pastër dhe më të përsosur, duhet të kemi vlerat dhe cilësitë më të pastra dhe më të përsosura krahas të tjerëve. Në shfaqjen e humanizmit duhet të jemi superiorë ndaj të tjerëve, sepse posedojmë diçka që të tjerët nuk e kanë, pra posedojmë porositë dhe mesazhet hyjnore.



Të mos themi se nevojtarët dhe hallexhinjtë janë të shumtë, dhe se ne nuk e dimë se kënd ta ndihmojmë më parë. Kjo të nxjerrë prej kontekstit të krijimit, dhe të bën pesimist, si dhe të dërgon drejt humnerës së mendjemadhësisë. Prandaj, nëse për një moment na pamundësohet të shfaqim humanizëm me të tjerët, së paku të solidarizohemi me ta, në çfarëdo mënyre qoftë, edhe në formë duaje apo me çfarëdo mundësie që kemi para vetes. Kjo nga fakti se ekzistojnë shumë e shumë njerëz përreth botës që kanë mbetur në "mëshirën e kohës", e që për një pjesë të shoqërisë është e pamundur t'iu dalin në ndihmë atyre. Atëherë, ajo që kërkohet nga ne si besimtarë të drejtë, dashamirë të shoqërisë, pra është të ngremë duart tona lart dhe të lutemi tek Allahu i Gjithëmëshirshëm, ashtu siç lutemi për veten tonë, madje edhe më fort dhe edhe më bindshëm, sepse kjo na lartëson edhe ne si besimtarë. Thotë Ibën Kajim El Xheuvzi: "Madhësia e solidarizimit është kundruall madhësisë dhe fuqisë së imanit. Sa më i fortë të jetë imani, edhe solidarizimi është më i madh. Prej të gjithë njerëzve, i Dërguari i Allahut (a.s.), ka treguar më shumë solidaritet dhe humanizëm ndaj sahabëve besimtarë, madje edhe ndaj atyre që nuk besuan dhe tentuan ta mbysnin. Por, ishte pikërisht humanizmi që i pushtoi zemrat e shumicës prej tyre, dhe bëri që të jenë të shpëtuar në botën tjetër. Ngjashëm me këtë kemi shembullin e Pejgamberit tonë të dashur: "Një ditë Pejgamberi a.s. ishte ulur bashkë me shokët e tij. Në një çast aty pranë kalon një xhenaze me njerëzit që e përcillnin për në varreza. Menjëherë Pejgamberi a.s. u ngrit në këmbë, si shenjë respekti. Disa nga sahabët, duke menduar se Pejgamberi a.s. nuk ishte në dijeni se për kë bëhej fjalë, i thanë: "O i Dërguari i Allahut! Ajo është xhenazja e një çifuti." Pejgamberi a.s. u përgjigj: "Po, a nuk ishte njeri?"

Interpretimi im lidhur me këtë është se çdo qenie humane meriton të respektohet. Arsyeja e kësaj gjithnjë duhet të jetë: 1) Myslimani duhet të jetë mbi të tjerët me çdo vlerë pozitive; 2) Kështu na mëson Shëmbëlltyra e gjithë njerëzimit, Pejgamberi a.s.

Prandaj, le ta marrim shembull Pejgamberin, të Dërguarin e Allahut Fuqiplotë, dhe të tentojmë të jemi sa më humanë. Një i urtë thoshte: "Nëse dëshiron të korrësh dashuri, duhet ta mbjellësh atë!

(1) Transmeton Buhariu dhe Muslimi. (2) Ashtu siç na quan Allahu në Kuran (Sure Bekare: 30). (3) "Bulugul Meram" nr. 1996 - Haxher El Askalani – Transmeton Ebu Hurejre.



Prof. Dr. Fadil Maloku

# Filozofia islame si frymëzues dhe udhërrëfyes shpirtëror i njerëzve (2)

Gjykoj që dilema kryesore që sot vërtitet në kokat e shoqërive të Lindjes sillet kryesisht rreth asaj se çka në të vërtetë duhet të provojnë dhe të "dhurojnë" nga: tradita, kultura, etnopsikologjia e tyre, në mënyrë që të ridëshmohet apo refuzohet koncepti i demokracisë. E themi këtë ngase sot ky është provim i pjekurisë së miliona e miliona njerëzve në planetin tonë. Duket se sistemi dhe filozofia islame në këtë drejtim, në mënyrë të pakontestueshme, do të mund të zinte vendin e frymëzuesit dhe udhërrëfyesit shpirtëror të njerëzve të rëndomtë në të ardhmen. Ngase, nuk ekzistojnë dallime aq të mëdha civilizuese midis vlerave universale që do të mund të ngërthenin kundërshtitë e shfaqura alarmuese në fillim të këtij viti, në mes civilizimit perëndimor dhe atij islam, që kanë filluar ta përjashtojnë njëri-tjetrin. Pra, si mund të identifikohet situata aktuale globale? Duket që sot jo edhe lehtësisht do të mund të identifikoheshin, disa shpjegime.

**Shpjegimi i parë**, e që ka të bëjë me rrafshin e teorisë së Xho Ekspozitos, i cili mes tjerash konsiston se konflikti i tanishëm duhet dhe mund të sanohet vetëm përmes dialogut të mirëfilltë mes dy civilizimeve kryesore, atij perëndimor dhe atij islam.

Kjo në mënyrë që të vërtetohet teza se Islami është kompatibil me rrjedhat dhe zhvillimet e procesit të globalizmit, dhe se nuk është kundër demokracisë dhe vlerave demokratike. Sepse, demokracia, qeveria e kontrolluar nga opozita (pra sistemi opozitar), të drejtat e njeriut, si edhe ajo kryesorja: sundimi i ligjit, në një mënyrë apo në mënyrën tjetër, janë shoqëruese të jetës moderne, pra të procesit apo tendencës së identifikuar nga të gjithë si globalizëm. Pra, dinamika e diktuar pikërisht nga Perëndimi, ose thënë më drejtpërdrejt Amerika, ka bërë që këto institucione apo mekanizma të huazohen apo të shartohen në kontekste dhe rrethana të reja historike edhe në këtë shekull.

**Shpjegimi i dytë**, që për mendimin tonë ka të bëjë me teorinë e Fukujames, mbi "fundin e historisë", sipas të cilës Perëndimi me rënien e murit të Berlinit, përkatësisht me triumfin që konsistoi ndaj Lindjes (përkatësisht ndaj perandorisë së "kuqe"), *tani duhet t'ia imponojë përgjithmonë modelin globalist gjithë botës.*

**Shpjegimi i tretë**, do thoshim në mënyrë indirekte është i ndërlidhur me teorinë e profesorit të Harvardit, Samuel Huntigton, i cili botën e shekullit XXI e parasheh decidivisht si projekt të pushimit të konflikteve: kombëtare, etnike, politike, ekonomike, etj., dhe fillimit të përleshjeve mes civilizimeve! Për të konflikti i tanishëm në Lindje, bie fjala, nuk është asgjë tjetër vetëm se zbatim i përpunuar mirë i projektit mbi inicimin e përplasjeve mes dy civilizimeve (atij perëndimor dhe atij islam) kryesore për supremacion global.

Në anën tjetër Huntigton gjykon kundër sepse, sipas tij, tash (me siguri pas bindjes së fituar lidhur me pushtimin e lehtë të Irakut) Perëndimi nuk ka nevojë të flasë për dy civilizime (ashtu siç kishte pretenduar në fundshekullin e kaluar), por për "*Perëndimin* (qendrën, kursivi im F. M.) d*he pjesën tjetër* (periferinë, po ashtu kursivi im F. M.) *që nënkupton ekzistencën e disa jo-perëndimeve*", ku pikësëpari aludohej në Japoninë, pastaj Kinën, dhe tash së fundmi edhe Lindjen.

### Diskursi i civilizimeve, Huntigtoan i anashkalon dhe përjashton dallimet

Duhet thënë se një ndër dobësitë kryesore që i adreson kësaj teorie dhe atij vetë është edhe ajo se diskursi i civilizimeve te Huntigton anashkalon, apo më mirë të themi i përjashton, dallimet (organizative, politike, ekonomike, etj.) përbrenda vetë shteteve që, bie fjala, e favorizojnë uniformimin kulturor, dhe atyre që e përjashtojnë pluralizmin kulturor. Në kuadër të këtyre kontestimeve shkencore hyjnë edhe analizat dhe studimet e bëra po nga vetë diskursi perëndimor, se numri më i madh i konflikteve etnike nuk kanë ngjarë si pasojë e konfliktit në vija të trasha civilizuese por, para së gjithash, si pasojë e interesave ekonomike, territoriale, ekzistenciale, etj. Shumica e konflikteve etnike

në botë nuk kanë si shkak përplasjet e qytetërimeve. Gjithashtu, shumica e anketave në vende të Evropës lindore tregojnë se, pavarësisht përkatësisë në qytetërime të ndryshme, sipas kritereve të Hantingtonit, të intervistuarit kanë perceptime dhe pritshmëri të njëjta mbi demokracinë, integrimin evropian dhe çështjet tjera politike (White, Oates & Miller, 2003).

Gjithashtu sondazhet në vendet me shumicë të popullsisë islame dalin në përfundim se në mikronivelin e këtyre shoqërive demokracia parapëlqehet nga shumica e popullsisë. Thjesht, edhe për faktin se regjimet jodemokratike janë në pushtet në një numër të vendeve myslimane, kjo nuk do të thotë se shumica e qytetarëve të këtyre vendeve nuk janë mbështetës të një alternative demokratike, diçka që implikohet prej studiuesve që e etiketojnë Islamin si kundërdemokratik" (Hofman, 2004: 672).

Po ashtu Huntigtonit mund t'i adresohen vërejtjet e theksuara, ngaqë asnjëherë dhe në asnjë periudhë historike nuk ka pasur kacafytje, apo si të themi, përleshje mes civilizimeve. Historia na mëson se pothuajse të gjitha luftërat e ndodhura gjer tani ishin pak a shumë luftëra të një dimensioni tjetër; për motive nuk kishin hasmëritë mes kulturave apo civilizimeve por, para së gjithash, interesat e ndryshme, apo më mirë të themi, shtetet që kishin rolin prijatar të zhvillimeve ekonomike, politike e kulturore me kombet apo vendet (shtetet) që i kundërshtonin këto procese avancuese. Duket që edhe "përplasja" e fundit, që nga disa po




identifikohet edhe si përleshje apo konflikt mes civilizimeve, nuk ka të bëjë edhe aq me shpalljet për shkatërrim të njërit (në këtë rast civilizimit perëndimor) civilizim ndaj tjetrit (civilizimit islam), sa me përplasjet e vetë civilizimit perëndimor me problemet e identifikuara në kuadër të tij, siç janë ato që kanë të bëjnë me: ksenofobinë, stereotipat ndaj ardhacakëve të Lindjes (rasti i incidenteve në Francë, Holandë, etj), rrezikut ndaj të huajve (në Gjermani p.sh.: debatet e fundit) dhe me frustrimin evident tek myslimanët, që aktualisht, për mendimin tonë, është më tepër pasojë e një gjurmimi të një identitetit të ri, apo një dileme hamletiane në mes modernitetit (si ofertë) dhe konservatorizmit (si traditë qindravjeçare).

Oferta moderniste në një mënyrë është ofertë perën-





dimore, që aktualisht në kushtet dhe proceset e një procesi apo tendence globale po faturohet nga të gjitha civilizimet, e posaçërisht ndaj Islamit. Themi Islamit për shkak se atje kemi të bëjmë me shtete despotike që po ashtu nuk kanë të bëjnë asgjë me organizimin hyjnor të ndërtimit dhe të organizimit të pushteteve. Asnjë pushtet në Lindje sot nuk i përngjan apo nuk identifikohet me shtetin në Medine, që qe organizuar nga ana e Muhamedit alejhi selam. Për këtë shkak zgjidhjet janë edhe një shtegdalje e volitshme për shoqëritë e kësaj pjese të botës, që të rifillojnë të krijojnë distancën e duhur politike ndaj pushteteve autokratike dhe të korruptuara po nga diskursi perëndimor, në mënyrë që edhe dilema e sipërpërmendur: modernitet apo konservatorizëm të shndërrohet në një lëvizje apo në një rilindje të vërtetë kah procesi i integrimeve dhe procesi i shfrytëzimit të mekanizmit të demokracisë së mirëfilltë, për konsolidimet dhe progresin e gjithëmbarshëm ekonomik.

Ekziston po ashtu një bindje shkencore që flet në favor të tezës, se edhe në vendet islame ekziston një përkrahje dhe një simpati për diskursin demokratik. Por, fakti që në vendet e trazuara aktualisht, ku pushtetmbajtësit aktualë autokratikë i bashkëngjitën turmës së demonstrueseve dhe qytetarëve, nuk domethënë se janë kundër mënyrës demokratike të qeverisjes dhe të kontrollit. E, në këtë kontekst, nuk mund të thuhet se Islami është antidemokratik. Ngaqë me këtë paragjykim arrihen dy kundër-efekte, që për mendimin tonë janë të rëndësishme për t'u identifikuar shkaqet e krizës dhe të frustrimit të shteteve të Lindjes.

**Projekti i "kontrollit" apo "menaxhimit"**

Koha jonë, që ndryshe identifikohet edhe si kohë dhe periudhë e globalizimit, në fakt vetëm sa është duke e ristrukturuar, adaptuar dhe akomoduar këtë digën e mbajtjes në presion permanent të vendeve myslimane. Pa dashur të arsyetoj këtë tendencë të re ri-kolonizuese perëndimore, që botën e arealit islam e trajton kryesisht si "periferi", ndërkaq, vetën si "qendër", më duhet të analizoj pak a shumë projektin e "kontrollit" apo "menaxhimit" (për të mos thënë nënshtrimit!) që ajo i bën gjithë botës, projekt ky që ndihmohet shumë si nga "rezistenca" (tipike naive, pa ofruar asnjë alternativë!) autoktone myslimane, që i bëhet dijes, arsimimit dhe vlerave perëndimore në përgjithësi. Edukimi dhe arsimimi sot në botën islame, për mendimin tim, përveç tjerash, po ballafaqohet me disa sfida sa interesante, aq edhe të mjegullta.

Rilindja Islame duhet të synojë një reformim strukturor fundamental, pra, një lloj rizbulimi dinamik të traditës kulmore civilizuese, ku dija e arsimimi ishin alfa dhe omega e gjithë ekspansionit social, politik, ekonomik e kulturor.

Shpresojmë që gjeneratat e reja, apo gjenerata e "internetit", do të mund të kapet në ketë emancipim të ri social, politik, ekonomik, ushtarak, e sidomos civilizues dhe kulturor.



**Intervistë e Kryetarit të Kuvendit të BIK-ut, Ajni Sinani, dhënë gazetës "Epoka e Re"**

# BIK-u, partner i fuqishëm në luftimin e ekstremizmit

"Epoka e re": Tani jemi në kohën e kryerjes së haxhit. Çfarë do na thoshit rreth kësaj?

**Sinani**: Haxhi zhvillohet në një pikë të caktuar gjeografike, në Mekë, dhe në një kohë të caktuar. Ai është udhëtim dhe shkuarje me qëllim dhe çdokush që lëviz në këtë rrugë, me përpjekje dhe devotshmëri, arrin lumturinë dhe të vërtetën. Haxhi është përgjigje ndaj thirrjes së Ibrahimit a.s. të bërë qysh prej mijëra vitesh, një zë që jehon nëpër kohë dhe që zë vend në zemrën dhe shpirtin e miliona besimtarëve. Ky lumë i qenieve njerëzore nuk është shterur kurrë. Nëpër shekuj, ata kanë ardhur në numër të madh nëpër "Derën e Shpëtimit/Babu Selam", duke thënë: "Të përgjigjemi Ty o Zot, që je Një dhe i Vetëm …".

Qabeja është qendra e aspiratave dhe dëshirave tona. Të gjitha mihrabet e xhamive të botës janë të drejtuara në drejtim të saj dhe janë të lidhura me një linjë të padukshme me të.


EPOKA
E RE


FLET PËR "EPOKËN E RE" KRYETARI I KUVENDIT TË BIK-UT, AJNI SINANI

BIK-u, partner i fuqishëm në luftimin e ekstremizmit

- Nga Kosova këtë vit për ta kryer haxhin kanë udhëtuar 860 besimtarë. Gjendja e tyre fizike është e mirë

Të gjithë myslimanët në zemrat e tyre kultivojnë dashurinë ndaj Mekës dhe ëndërrojnë të vijnë në gjirin e saj mikpritës, "Nënës së qyteteve". Ata nga të gjitha skajet e botës ia mësyjnë asaj sepse shkuarja atje është qëllimi, destinimi dhe fundi i të gjitha udhëtimeve. Meka është zemra e universit islam, ngase në qendrën e saj është Qabeja, faltorja e parë e ndërtuar në Tokë në të cilën madhërohet e adhurohet Allahu, Zoti i vetëm dhe i vërtetë:

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." (Kurani, 3:96)

Qabeja me brendinë e saj të zbrazët nga çfarëdo lloj idhujtarie, pa figura, statuja, afreske apo pikturë murale ofron një atmosferë dhe ambient shpirtëror që i mundëson besimtarit të zbrazë zemrën e tij nga çdo gjë tjetër dhe të kujtojë e adhurojë vetëm Zotin, të Padukshmin. Aty nuk dëgjohet asgjë tjetër pos lutjeve të besimtarëve. Aty dëgjohen edhe lutjet e besimtarëve tanë.

"Epoka e re": Sa besimtarë nga Kosova kanë shkuar për në Mekë, për kryerjen e këtij obligimi fetar dhe cila është gjendja e tyre?

**Sinani**: Besimtarët kosovarë që ia kanë mësyrë vendeve më të shenjta mbi rruzullin tokësor për të kryer një nga kushtet e fesë Islame - Haxhin prej ditësh u janë bashkangjitur në këtë shtegtim milionave besimtarëve nga e gjithë bota. Në Mekën e bekuar, ata po bëjnë lutje, ibadet e po adhurojnë Allahun e madhëruar.

Bashkë me besimtarët në Mekë për të kryer haxhin është edhe Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës Myftiu, Naim ef. Tërnava. Nga Kosova këtë vit për ta kryer haxhin kanë udhëtuar 860 besimtarë. Gjendja e tyre fizike është e mirë. Përjetimet shpirtërore janë të papërshkrueshme, me një gëzim të pafund.

"Epoka e re": Sa ka kushtuar për një person kjo vizitë e shenjtë, sepse shumë kush e ka vlerësuar

si të lartë çmimin për këtë vizitë?

**Sinani**: Vizita e vendeve të shenjta, për besimtarët tanë është ëndërr jetësore. Pikërisht për këtë arsye edhe BIK-u e ka parasysh që kur një besimtar merr vendimin për nisje në kryerjen e këtij kushti themelor të Islamit, atëherë atij i duhet edhe një lloj komoditeti, sepse vështirësitë gjatë kryerjes së kësaj vizite në vendet e shenjta janë evidente. Si zakonisht, ne konsultohemi edhe me Bashkësitë simotra të rajonit sikurse janë Maqedonia dhe Bosnja e Hercegovina, dhe mundohemi ta mbajmë të njëjtin nivel.

Është e vërtetë që për dikë mund të jetë shtrenjtë, por edhe tregu global, banimi shumë i shtrenjtë sidomos në Mekë, për shkak të rrënimit të shumë hoteleve në afërsi të Qabesë, ka bërë që edhe çmimi i haxhit të shënojë rritje graduale nga viti në vit. Megjithatë, këtë vit nuk ka pasur ndonjë ndryshim nga ai i vitit të kaluar.

Besoj se besimtarët tanë e kanë parasysh përkushtimin e BIK-ut, që ata ta ndjejnë veten rehat në shoqërim të imamëve eminentë, të ekipit mjekësor e të mos flasim edhe për ushqimin dhe akomodimin në dy vendet e shenjta.

"Epoka e re": Ka qenë një iniciativë e qytetarëve që namazi i Fitër Bajramit të falet në sheshin "Zahir Pajaziti", por nuk u realizuar. Mund të presim faljen e Kurban Bajramit në shesh?

**Sinani**: Sigurisht që dëshira e shumë besimtarëve prishtinas e gjithashtu edhe e jona, ka qenë që namazin e Fitër Bajramit ta falim në sheshin "Zahir Pajaziti". Madje kishim planifikuar që në fillim të Ramazanit edhe hapat konkret për realizimin e këtij Manifestimi, por situata që mbretëroi në Evropë, dhe në dhe Turqi ku pati akte terroriste ku humbën jetën disa qindra njerëz të pafajshëm, na shtyri që të anulojmë përgatitjet për faljen e namazit në shesh. Në fillim të Ramazanit kemi kontaktuar jo zyrtarisht me disa segmente të sigurisë brenda Policisë së Kosovës, dhe ata na patën konfirmuar gatishmërinë që të kujdesen për sigurinë, por siç e thashë më parë, për shkak të krijimit të rrethanave të ndjera në rajon, dhe në botë kah fundi i Ramazanit, për hir të sigurisë, hoqëm dorë nga një organizim i tillë. Megjithatë shpresoj që në Ramazanin e ardhshëm do të kemi mundësi ta plotësojmë këtë dëshirë të kamotshme të xhematlinjëve tanë. Sa për informim, nëpër disa qytete të Kosovës, falja e namazit të Bajramit është bërë nëpër hapësira publike. Këtë vit, në Prizren namazi do të falet në Namazgjah ashtu si edhe në disa qytete të tjera të Kosovës.

"Epoka e re": Është thënë se BIK-u veçse ka aplikuar për leje në komunë për ndërtimin e xhamisë në lagjen Dardania. Keni marr ndonjë përgjigje nga komuna për këtë çështje?

**Sinani**: Bashkësia Islame e Kosovës, ka plotësuar të gjithë dokumentacionin e kërkuar nga komuna dhe Drejtoria për Urbanizëm lidhur me ndërtimin e xhamisë Qendrore në Dardani. As ne nuk jemi duke kuptuar pse po ndodh tërë kjo neglizhencë nga organet kompetente për lëshimin e lejes së punës.

Së fundmi, komuna ka kërkuar që ideja të hidhet në debat publik, ndërkohë që dëshiroj t'ia rikujtoj organeve komunale të Prishtinës, se gurthemeli i kësaj xhamie është hedhur në vitin tashmë ta largët 2012, dhe çdo lloj debati do të ishte non-sens. Ua rikujtoj edhe lexuesve tuaj të nderuar, se në lidhje me këtë xhami është shpallur edhe një konkurs ndërkombëtar, i pari i këtij lloji në Kosovë. Janë përzgjedhur dy projekte dhe pastaj është bërë një plotësim i projektit nga Zyra e arkitektëve nga Turqia dhe është bërë përzgjedhja finale e projektit, i cili i është paraqitur edhe organeve komunale. Sidoqoftë, ne do të presim një përgjigje nga komuna, përndryshe do të ndërmarrim të gjitha masat ligjore për të çuar përpara këtë projekt shumë të nevojshëm për qytetarët e Prishtinës.



**"Epoka e re": Jo rrallë, BIK-u është kritikuar nga personalitete të ndryshme se nuk po bënë sa duhet në parandalimin e rrymave ekstreme fetare. Madje është thënë se brenda saj ka edhe imam që mbrojnë këto rryma?**

**Sinani**: Akuzat e tilla nga disa media islamofobe dhe nga disa gazetarë dhe analistë isamofobë, nuk do të arrijnë të zbehin përpjekjet e vazhdueshme që të luftohen rrymat ekstremiste dhe radikale në Kosovë. Duke qenë të vetëdijshëm se sot e kësaj dite, 17 vjet pas luftës, BIK-u ende nuk ka një pozitë të definuar juridike, atëherë mendoj se duhen vlerësuar shumë lart këto përpjekje titanike të BIK-ut në ruajtjen e një baraspeshe në luftën kundër ekstremizmit. Shumë shoqata të huaja që kanë defiluar nëpër Kosovë, nuk e kanë pasur as bekimin e as përkrahjen e BIK-ut, dhe institucionet e vendit janë njoftuar me kohë për veprimtarinë e dyshimtë të disa prej tyre, por ja që deri në vitin 2014 e këndej nuk është marrë ndonjë veprim konkret ndaj askujt. Është e vërtetë që disa imamë të BIK-ut janë akuzuar për ekstremizëm dhe hetimet ndaj një pjese të tyre ende vazhdojnë. Nuk mund të themi asgjë për fajësinë e tyre përderisa drejtësia nuk e thotë fjalën përfundimtare rreth tyre.

Përndryshe, BIK-u është një partner i fuqishëm i Qeverisë së Kosovës në Forumet e Sigurisë dhe të luftës kundër ekstremizmit dhe radikalizmit që mund të shpie në terrorizëm.




**"Epoka e re": Si bashkësi fetare, keni analizuar ndonjëherë se çka i ka shtyrë ata të rinj nga Kosova që t`u bashkohen luftërave në Siri dhe Irak?**

**Sinani**: Janë disa faktorë që kanë ndikuar që disa të rinj tu bashkohen këtyre luftërave të pakuptimta. Është gjendja e vështirë ekonomike, skepticizmi i formuar nga një e ardhme që perceptohet si e pashpresë, formimi dhe arsimimi jo i duhur i disa të rinjve, mosnjohja e mjaftueshme e mësimeve islame dhe për pasojë dhe rënia pre e disa interpretimeve ekstreme larg frymës humane e tolerante të islamit.

**"Epoka e re": Institucionet e sigurisë kanë bërë me dije se ka gati një vit që askush nga Kosova nuk ka shkuar në këto luftëra. Cili ka qenë roli i BIK-ut në zvogëlimin e ekstremizmit fetar në vend, apo vetëdijesimin e qytetarëve për rrymat ekstreme?**

**Sinani**: Bashkësia Islame në kontinuitet dhe me intensitet ka punuar në drejtim të vetëdijesimit dhe ngritjes së vetëdijes së qytetarëve tanë dhe veçmas të rinjve tanë. Por në kohën e internetit dhe të medieve vizive e të shkruara disa gjëra edhe nuk mund të kontrollohen. Interpretime ekstreme nga qarqe dhe persona jashtë vendit kanë arritur të kenë ndikim tek disa të rinj. Kjo është një sfidë për gjithë neve sepse ide dhe interpretime ekstreme dhe të dëmshme qarkullojnë dhe depërtojnë falë teknologjisë së kohës.

Në të gjitha xhamiat dhe në çdo takim me besimtarët, krerët e Bashkësisë Islame të Kosovës, imamët, profesorët e Fakultetit të Studimeve Islame dhe profesorët e Medresesë janë vënë në dispozicion dhe janë angazhuar për të kërkuar nga të rinjtë tanë që të mos marrin pjesë në luftëra, që në fakt nuk janë luftërat të pastra, por janë luftëra civile dhe që bëhen për dominim nga forca dhe fuqi të ndryshme. Kemi thënë se ato nuk kanë të bëjnë me ne.

Në fund i urojmë gjithë besimtarët: Me fat Kurban Bajrami. Le të sjell ky Bajram mirësi, harmoni, devotshmëri, sinqeritet dhe përkushtim më të madh për të mirën e familjeve dhe vendit tonë.



Besnik Jaha

# Traduktologjia (përkthimologjia) dhe parimet e përkthimit - (2)

**(Përkthimi i haditheve (eventualisht ajeteve) në gjuhën shqipe)**

## Pak histori…

Të dhënat e para për ekzistimin e përkthimeve të shkruara datojnë që nga mileniumi i tretë dhe i dytë p.e.r., (në vitin 3000 mbreti asirian Sargoni kishte urdhëruar që në të gjitha gjuhët e vartësve të tij të përkthehen proklamatat mbretërore). Kurse, rreth vitit 2100, p.e.r., mbreti babilonas Hamurabi këtë mënyrë të administrimit e kishte bërë praktikë. Prandaj, ky i fundit edhe kishte organizuar një zyrë të posaçme, në të cilën një grup shkruesish përkthenin dhe përshkruanin proklamatat dhe urdhëresat në gjuhë të ndryshme, kryesisht të popujve që i përfshinte mbretëria e tij. Një nga dëshmitë më të vjetra të veprimtarisë së përkthimit supozohet të jetë përkthimi i Biblës nga hebraishtja e vjetër në greqishte të vjetër, e që mendohet të jetë bërë rreth shekullit III dhe II p. e. r. Siç thuhet në gojëdhëna, me këtë rast ishin zgjedhur 72 murgjër, pra për këtë punë, të cilët ishin dërguar në një ishull të izoluar dhe ishin urdhëruar ta përkthenin Biblën, secili për vete dhe në mënyrë të pavarur. Pas 72 ditësh – vazhdon më tej gojëdhëna, ata e kishin mbaruar punën, dhe doli se të gjitha përkthimet ishin të njëjta.

Shumë kohë më vonë, diku rreth viteve 390 – 405, duke u bazuar në këtë përkthim, edhe në origjinalin e tij, Shën Jeronimi, një personalitet i shquar i kishës katolike, me prejardhje ilire, kreu përkthimin e Biblës, e që u quajt Vulagata (lat. vulgatis – e përhapur), dhe që nga shekulli VII ky version i tij u bë variant zyrtar i Bilës katolike. Nga ky variant, më pas, Bibla është përkthyer në shumë gjuhë të botës.

## Çka duhet të dijë përkthyesi i mirëfilltë?

Në shikim të parë përgjigjja në këtë pyetje është e thjeshtë: një përthyes duhet të njohë për bukuri të dy gjuhët – gjuhën e origjinalit dhe gjuhën e përkthimit (kryesisht amtare). Natyrisht, para se t'i qaset përkthimit të një teksti, duhet ta kuptojë mirë e mirë për çka bëhet fjalë në tekstin që do ta përkthejë, respektivisht të kuptojë situatën reale që përshkruhet në tekstin e caktuar. Kjo e dyta, njohuritë jashtëgjuhësore, shpeshherë sjellin paqartësi në përkthim, ngase përkthyesit nuk i kushtojnë vëmendje fakteve objektive të realitetit, duke dëmtuar kështu edhe kuptimin ideor ose motivues të tekstit dhe, ndoshta edhe veprën në tërësi.

Prandaj, përgjithësisht,përkthimi mund të analizohet në tri aspekte: sintaksor, semantik dhe leksikor. Këto, nga jo pak studiues, edhe cilësohen si forma apo metoda të përkthimit.

## Sa ia vlen të përkthejmë?

Umberot Eco, deklaron se "zanati i përkthyesit i takon të ardhmes", e që mund të kuptohet se bota moderne nuk do të mund të bëjë pa përkthyes – pavarësisht faktit se sot në shumë vende të botës mësohen gjuhët e huaja edhe në shkolla e në kolegje, madje ekzistojnë edhe katedra të posaçme ku përgatiten mësues për to.

Edhe te shqiptarët (në trojet shqiptare) përkthimi si veprimtari intelektuale është mjaft i hershëm.

## Shkenca e Hadithit dhe përkthimi i haditheve

Duke qenë se myslimanët nga e gjithë bota nuk janë arabë, dhe në të njëjtën kohë dëshirojnë t'i njohin thëniet e pejgamberit Muhamed a.s., por edhe Kuranin, fusha e përkthimit këtu jep kontribut të madh që të dy këta elementë t'i prezantojë sa më mirë para besimtarëve që nuk janë arabë(folës).

Koha kur hadithet nisën të përkthehen-interpretohen në gjuhë të ndryshme të botës duhet të jetë koha kur myslimanët dolën në Evropë, përmes Spanjës, përkatësisht kur qe nevoja e kumtimit të fjalëve të Muhamedit edhe në gjuhët tjera. Ndërsa me fillimin e studimeve orientale nga orientalistët, përkatësisht me fillimin e shkrimeve të tyre në fushën e Hadithit, në shekullin XVII, nisin edhe përkthimet zyrtare të haditheve në gjuhët e ndryshme të botës.

Meqë më sipër thamë se Kurani është përkthyer në gjuhët më të mëdha afrikane, aziatike dhe evropiane, dhe veçori e përkthimeve kuranore është njohja e

filozofisë islame dhe jurisprudencës, por njëkohësisht edhe e disa parimeve metrike/stilistike, të vargëzimit poetik arab, mund të themi se gati të njëjtat parime vlejnë edhe për hadithet/thëniet (dhe jo vetëm) të pejgamberit Muhamed a.s. Thënë ndryshe, duke qenë se hadithet nuk janë të njëjta, pra ka nga ata që janë kudsij (fjalë të Zotit por të rregulluara gramatikisht nga ana e Muhamedit a.s.), që urdhërojnë ndonjë rregull ligjor, me tema të ndryshme nga jeta familjare, argëtimi, qeverisja, marrëveshjet, lufta, miratimet në heshtje nga ana e Muhamedit a.s., etj., edhe përkthimi i haditheve dallon. Pra, për përkthimin e haditheve nuk mund të drejtohemi sipas modelit të përkthimit të Kuranit, por duhet të drejtohemi varësisht nga modeli i hadithit, tema që trajton dhe burimi nga vjen. Këta janë edhe tre hapat që duhet pasur parasysh para se t'i qasemi përkthimit të një hadithin.

Përndryshe, hadithet kudsij mund t'i përkthejmë sipas modelit letrar, ata udhëzues (të jurisprudencës) sipas modelit gramatikor dhe kuptimor, ata me temë nga argëtimi, familja dhe jeta bashkëshortore sipas modelit gjuhësor dhe socio-kulturor, ndërsa ata që këshillojnë diçka në formë jo të prerë sipas modelit hermeneutik (interpretues-shpjegues).

Dijetarët islamë ndahen në mendime rreth përkthyesit, pra se a merret fjala e tij si lajm *"el haber"*, apo është si dëshmi *"esh-shehadeh"*. Ata që thonë se përkthimi është në cilësinë e dëshmisë obligojnë që të jenë dy përkthyes, në mënyrë që të pranohet përkthimi i tyre. Këtë mendim e kanë të gjithë dijetarët, përpos Ebu Hanifes, Malikut, Ebu Jusufit dhe disa të tjerëve, të cilët e shohin përkthimin si lajm dhe, rrjedhimisht, nuk obligojnë dy persona për pranimin e lajmit.




Sidoqoftë, në vazhdim do të sjellim disa shembuj praktik të formave të përkthimit në gjuhën shqipe, sipas mënyrave të qasjes ndaj teksteve përkatëse, siç edhe kemi shpjeguam më sipër:

**1. Qasja gjuhësore – Përkthimi kuptimor :**

عجِبَ اللهُ من قومٍ يدخلون الجنةَ في السلاسلِ - البخاري

"Allahu habitet me ata njerëz që do të hyjnë në Xhenet me pranga!"[1]

Këtu folja *"axhebe"* është e kohës së shkuar, kurse në përkthim është e kohës së tashme. Pastaj *"min kavmin"* përkthehet bukfalisht "prej një populli (prej njerëzve)", por përkthyesi e ka bërë këtë përkthim kuptimisht duke e përshtatur parafjalën me foljen "habitem" të gjuhës shqipe.

**2. Qasja tekstuale – Përkthimi gramatikor/i fjalëpërfjalshëm (bukfal)[2]:**

ثم قال : ألا أخبرك بملاك ذلك كله، قُلْت : بلى يا رسولَ اللهِ، قال : فأخذ بلسانه، قال : كف عليك هذا . فقُلْت : يانبي الله وإنا لمؤاخذون بما نتكلم به ؟ فقال : ثكلتك أمك يا مُعاذٍ، وهل يكب الناس في النار على وجوههم، أو على مناخرهم، إلا حصائد ألسنتهم

*- A nuk do të të tregoj për brumosjen e gjithë kësaj?" - më tha pastaj i Dërguari.*

*- "Po si jo, o i dërguar i Allahut?!" - i thashë.*

*- E kapi gjuhën e tij dhe më tha: "Përmbaje këtë!"*

*- O i Dërguar i Allahut, ne fajësohemi për atë që flasim? – e pyeta.*

*- Mbettë nëna pa ty, o Muadh! E kush i përmbys njerëzit në zjarr me fytyrat e tyre apo me vrimat e hundëve të tyre, përveç produkteve të gjuhëve të tyre (fjalëve të kota)?!"*[3]

Pjesa *"thekuletke ummuke"* po të përkthehej me kuptim, do të thuhej: "u shkatërrofsh!", pasi kjo është togfjalësh i lutjes për shkatërrim. Ashtu përdoret në arabisht, por pasi është thënie e Pejgamberit s.a.v.s., përkthyesi e ka përkthyer gramatikisht, pasi folja *"thekule"* e ka kuptimin "ka humbur", pra të "mbettë nëna pa ty".

**3. Qasja njohëse – Përkthimi që tregon kuptimin e idesë/temës:**

Kemi edhe shembullin e përkthimit të hadithit që tregon se përkthyesi e ka kuptuar vetëm idenë-temën e hadithit. Shembull i tillë është hadithi 2014 në faqet 770 dhe 771 te libri i Zebidit "El Muhtesar – Sahihul Buhari". Pra, aty fjalia *"vel jevmil ahir"* është përkthyer me

kuptim të idesë, dhe përsëritet tri herë në hadith, kurse përkthimi është bërë edhe me ndryshime kuptimore.

**4. Qasja komunikuese dhe qasjet socio-kulturore – Përkthimi përshtatës:**

لتتبعُنَّ سَنَنَ من كان قبلَكم ، شبرًا بشبرٍ وذراعًا بذراعٍ ، حتى
لو دخلوا جُحْرَ ضبٍّ تبعتُمُوهم ) . قلنا : يا رسولَ اللهِ ، اليهودُ
والنصارى ؟ قال : فمَنْ

*"...pëllëmbë pas pëllëmbe e hap pas hapi..."*[4]

Përkthimi bufal do të ishte "...dhe krah pas krahu...", por duke e ditur se matja jonë me krahë apo kut është më pak e njohur sesa hapi apo pëllëmba, si dhe pasi çështja ka të bëjë me pasim, e jo thjesht me matje, atëherë hapi i përgjigjet më shumë ecjes apo pasimit sesa krahu apo kuti, dhe kështu kemi përkthimin si më sipër.

**5. Qasja filozofike dhe qasjet hermeneutike – Përkthimi interpretues/me koment[5]:**

كنتُ معَ النبيِّ صلَّى اللهُ عليه وسلَّم في سفر فأصبحت يومًا قريبا
منه ونحن نسير فقُلْت يا رسولَ اللهِ أخبرني بعمل يدخلني الجنة
ويباعدني من النار قال لقد سألتني عن عظيم وإنه ليسير على من
يسره الله عليه : تعبد الله ولا تشرك به شيئا، وتقيم الصلاة، وتؤتي
الزكاة، وتصوم رمضان، وتحج البيت، ثم قال : ألا أدلك على أبواب
الخير : الصوم جنة، والصدقة تطفيء الخطيئة، كما يطفئ الماء النار،
وصلاة الرجلُ من جوف الليل، قال : ثم تلا : { تتجافى جنوبهم عن
المضاجع يدعون ربهم – حتى بلغ – يعملون } ثم قال : ألا أخبركم
برأس الأمر كله وعموده وذروة سنامه : قُلْت : بلى يا رسولَ اللهِ
قال : رأس الأمر الإسلام، وعموده الصلاة، وذروة سنامه الجهاد

Ky rast i pyetjes së Muadhit për të Dërguarin, lavdërimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të, nga një transmetim tjetër mësohet se ka qenë rruga e tyre duke shkuar për në luftën e Tebukut. Dhe një ditë, thotë Muadhi, ndërsa ishim duke ecur, na shpërndau vapa e madhe dhe në një rast të Dërguarin, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, kisha njeriun më afër. Aty iu afrova dhe e pyeta "O i Dërguar i Allahut! Më trego për...!" deri në fund të kësaj bisede mes tyre.[6]

Muadh bin Xhebeli, i cili ka thënë: "Isha me të Dërguarin, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, në një udhëtim, dhe një ditë ndërsa po ecnim, qëllova afër tij, i shkova pranë dhe i thashë: "O i Dërguar i Allahut! Më trego për ndonjë vepër që më shpie në Xhenet dhe më largon nga Zjarri!" I Dërguari, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, tha: "Tanimë më ke pyetur për një gjë madhështore, mirëpo ajo i është e lehtë atij që ia ka lehtësuar Allahu; të adhurosh Allahun dhe të mos i shoqërosh Atij asgjë, të falësh namazin, të nxjerrësh Zeqatin (e pasurisë), të agjërosh Ramazanin dhe të kryesh haxhillëkun."

Pastaj vazhdoi dhe tha: "A nuk dëshiron të të shpie në dyert e hairit? "Agjërimi është mburojë. Lëmosha e shuan mëkatin ashtu sikur e shuan uji zjarrin. Namazi i njeriut në fillimin e 1/3 së fundit të natës..., pastaj lexoi ajetet: "Ata ngrihen prej shtretërve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa, dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin. Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim." (Es Sexhde, 16 - 17)

Pas kësaj i Dërguari, lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, më tha: "A nuk dëshiron të të informoj për bazën e çdo gjëje, dhe shtyllën e saj dhe gjënë më të lartë të saj?" Gjithsesi, o i dërguar i Allahut – iu përgjigja. "Baza e çdo gjëje është Islami, shtylla e saj është namazi, kurse gjëja më e lartë e saj është xhihadi."

Pra, këta janë shembujt që konkretizojnë format me të cilat mund t'i qasemi një teksti që nuk është në gjuhën tonë, respektivisht haditheve të Muhamedit s.a.v.s.

(1) Buhariu 3010. Në versionin e shkurtuar të Zebidit, hadithi mban numrin 1290, f. 494. (2) http://d1.islamhouse.com/data/sq/ih_articles/single/sq_Veprat_qe_shpiejne_per_ne_Xhenet.pdf. (3) Tirmidhiu 2616. (4) Buhariu, me numër 3456, kurse te Zebidi me numër 1442, f. 549. (5) http://d1.islamhouse.com/data/sq/ih_articles/single/sq_Veprat_qe_shpiejne_per_ne_Xhenet.pdf. (6) Pjesa e nënvizuar në shqip tregon ngjarjen brenda kuptimit të hadithit, duke e interpretuar atë e jo duke e përkthyer.

**Literatura e konsultuar**

*1. Hurtado Albir, Amparo (2001). Traducción y Traductología: Introducción a la traductología. Madrid: Cátedra. ISBN 84-376-1941-6, p. 99-100. 2. Selim Sylejmani, "Përkthim letrar", PRISHTINË, 2011. 3. Zebidiu, "El Muhtesar – Sahihul Buhari". 4. Sahihul Buharri. 5. Sahihu Tirmidhi. 6. Theodor Nöldeke, "The Qur'an, An Introduction by Theodor Nöldeke". 7. http://d1.islamhouse.com/data/sq/ih_articles/single/sq Veprat_qe_shpiejne_per_ne_Xhenet.pdf.. 8. https://en.wiktionary.org/ëiki/traductology#English. 9. The Oxford Companion to the English Language, Namit Bhatia, ed., 1992, pp. 1,051–54. 10. https://en.wikipedia.org/wiki/Bible_translations. 11. Fatani, Afnan (2006). "Translation and the Qur'an". In Leaman, Oliver. The Qur'an: an encyclopaedia. Great Britain: Routeledge. pp. 657–669. 12. Regulations for Medical Devices and the Role of Guidance Documents in Europe. Gjithashtu edhe: EU Medical and IVD Device Labeling: Translation Requirements and Trends. 13. Byrne, Jody (2006). Technical Translation: Usability Strategies for Translating Technical Documentation. Dordrecht: Springer. pp. 3–4. 14. S. Bassnett, Translation studies, p.13-37. 15. Olive Classe, Encyclopedia of literary translation into English, vol. 1, Taylor & Francis, 2000, ISBN 1-884964-36-2, p. viii.*



**Entela Hidri**

# Fillimi i shkollës...

Ashtu siç më të bukurat gjethe të pemëve ranë, ashtu krejt natyrshëm me nisjen e shtatorit, nis edhe një maratonë e gjatë e bukur e shpresëdhënëse për të gjithë.

Pas një vere të bukur e qetësuese, ja ku vjen shtatori me rendje dhe një fillim të mbarë.

Fëmijët me padurimin e sinqertë dhe fëmijëror, janë gati të rreken me librat në rrugët e pafundme të dijes. E aty pas dere, po pret me padurim, Suksesi.

Erdhi shtatori dhe shkollat nisën, pakëz më vonë do të startojnë edhe universitetet. Të gjithë së bashku të vegjël, të rinj, prindër e gjyshër, angazhohen për të nisur një start të ri. Fillohet me blerjen e librave të mjeteve dhe asgjë më pak, por edhe dëshira për t'u rreshtuar në rreshtat e shkollës. Ja ku vjen papritur dita e parë e shkollës.

Duket si një garë ku të gjithë duhet të garojnë se kush do të arrij rezultate më të mira, e më në fund edhe suksesin. Por shtatori rikthehet te nxënësit përsëri, i zhurmshëm e plot me cicërima fëmijërore.

Na pret një rrugë e gjatë dhe e vështirë. Udhëtim i cili për disa është i pari, për disa të tjerë është i fundit.

Zërat gumëzhitës tashmë kanë zënë dyert e librarive. Librat shkollor duhet të zënë vendin e librave limonadë e përplot me rrëfime fantastike, që ata lexuan gjatë verës. Tani librit artistik do ia zërë ngadalë vendin libri shkollor, i cili krenar i hap fëmijëve tanë brazdat e dijes.

Nuk janë vetëm prindërit ata që nisin të shqetësohen, por më shumë shqetësimi kaplon heronjtë e heshtur, të cilët çdo ditë largohen nga familjet e vogla për të hapur dyert e familjeve të mëdha. Po po, po flas për mësuesit. Ata do të jenë aty një vit të tërë, e vit pas viti për t'u shqetësuar, për t'u kërrusur e për t'u thinjur për ju vogëlushë të dashur.

Shkolla nis me shumë vrull, por më pas një pjesë e mirë e këtyre nxënësve fillojnë dhe largohet nga të mësuarit aktiv. Mësuesit e kanë shumë të qartë se në metodologjinë e mësimdhënies thuhet se komponentët kryesorë të motivimit të nxënësve janë:

- motivimi i brendshëm,



- motivimi i jashtëm, dhe
- shpresa për sukses.

• Motivimi i brendshëm ka të bëjë me shkallën në të cilën nxënësit merren me një veprimtari, me qëllim që të plotësojnë ose kënaqin kuriozitetin dhe interesin e tyre për një temë të caktuar në kuadër të një lënde. P.sh. ka disa nxënës të cilëve u pëlqen historia, apo gjeografia dhe ata punojnë shumë në atë lëndë. Ky është motiv i brendshëm.

• Ndërkaq, motivi i jashtëm ka të bëjë me tërheqjen në një veprimtari me qëllim që të arrihen disa synime, të cilat shpërblehen, p.sh. lëvdata nga prindërit dhe mësuesit mund të jenë si lloje të stimulimit të jashtëm.

Shembull: nëse një nxënës e do dhe interesohet për lëndën e Biologjisë (motiv i brendshëm) për të kjo lëndë është shumë e rëndësishme që të arrijë qëllimin në realizimin e dëshirës për profesionin e ardhshëm (motiv i jashtëm).

Pra, këto mjete duhet të përdoren me vend dhe në mënyrë adekuate. Sigurisht që kërkesa dhe dëshira e mësimdhënësit është që të dëgjojë dhe respektojë mendimin e nxënësve.

Do të ishte shumë konstruktive, nëse çdo mendim, opinion, mirëpritet nga mësimdhënësi me kërshëri, habi dhe interes të madh. Madje një përshëndetje e këtij mendimi apo angazhimi me një vlerësim si "të lumtë", "vazhdo kështu se shumë mirë është", "faleminderit për mendimin tuaj, ishte mjaft interesant", etj., lënë përshtypje pozitive për nxënësin dhe ai tani krijon bindjen se është subjekt i cili mund të kontribuojë në vetvete dhe në klasë.

Po ashtu, mësimdhënësi duhet t´i stimulojë nxënësit edhe përmes premtimeve dhe dhuratave, por duhet të jetë i vëmendshëm se nëse ato nuk realizohen në kohë dhe me vend, kanë gjasa të destimulojnë veprimtarinë e mëtutjeshme të nxënësve në lëndën përkatëse.

Kërkohet vazhdimisht që të aktivizohen nxënësit të cilët rrinë mbyllur, të pamotivuar, të pa interesuar. Mësuesi me kohë duhet t´i verifikojë dhe identifikojë rastet e tilla dhe të ndërmarrë masat e nevojshme në integrimin e tyre aktiv në procesin mësimor.

Kjo ishte një derë nga kalon suksesi shkollor, por tani dua të përmend edhe diçka e cila do të ishte më me vlerë nëse bëhet drejtë, po flasim për:

### Zgjedhja e shkollimit

Për të mirë ose për të keq, pothuajse gjysma e jetës së njeriut kalon në vendin e punës. Kështu që, padyshim rruga drejt lumturisë kalon edhe përmes zgjedhjes së profesionit të përshtatshëm. Disa fëmijë e kanë të qartë



çfarë do të bëhen, që kur janë ende të vegjël. Mirëpo, ka të tillë, të cilët, për një kohë të gjatë trullosen të hutuar çfarë të zgjedhin për profesion. Jo rrallë ata mbeten të pakënaqur për tërë jetën. Ëndrrat në zgjedhjen e profesionit nuk janë gjithçka. Psikologët janë kategorikë, se zgjedhja duhet të jetë në përputhje edhe me veçoritë individuale. Shpeshherë në ato çaste prindërit ndërhyjnë në jetën e fëmijëve, por nuk mund të thuhet, se ata janë këshilltarët më të mirë. Një gabim bëjnë ata prindër, që dëshirojnë t'ua imponojnë fëmijëve vullnetin e tyre të prirë nga ambicie të parealizuara. Mirëpo, ka një kategori të rinjsh dhe të rejash, që zgjedhin një profesion, në të cilin mund të kombinojnë krijimtarinë me jetën reale, por mbi të gjitha duan një profesion që t'ju sjellë të ardhura. Ky është kushti i parë. Dhe janë të shumtë ata që duan të ndjekin traditën familjare, të bëhen mjekë ashtu si mami edhe babi, apo farmacistë në mënyrë që të trashëgojnë biznesin e prindërve. Ata që gjenden në këtë pikë në një farë mënyrë e kanë të ardhmen e garantuar për sa i përket profesionit pasi, gjysmën e punës e kanë gati, u duhet vetëm të shkollohen. Jemi në një moment delikat për sa i përket maturantëve. Për pak ditë ata duhet të zgjedhin se ku do të konkurrojnë për të vazhduar studimet e larta. Edhe pse ka hyrë vonë si shërbim, këshillimi i karrierës është një hallkë ku duhet të kalojë çdokush.

### Por sa ndikohen ata nga prindërit dhe sa nisen nga dëshirat e tyre?

Shumica e maturantëve dëgjojnë plotësisht prindërit e tyre dhe kjo vjen si pasojë e shumë faktorëve. Më parësorja është ekonomike. Janë prindërit ata që paguajnë arsimimin e tyre dhe si pasojë ata marrin edhe timonin e fillim-karrierës së fëmijëve të tyre, duke menduar se po bëjnë më të mirën për fëmijët e tyre. Por



jo gjithnjë prindërit janë studiues të tregut, si rrjedhojë ata nuk i shtynë fëmijët në zgjedhjen e duhur.

**Si ta bëjmë zgjedhjen e duhur??**

Kuptoni aftësitë e lindura dhe shmangi influencat.

Shoqëria jonë, në kuadër të globalizimit, po shkon gjithnjë e më shumë drejt ballafaqimeve të niveleve shkencore dhe mendore të çdo fushe. Udhëkryqet më të mëdha në jetën e njeriut janë zgjedhja e drejtimit profesional dhe ndërtimi i institucionit të martesës. Të gjitha zgjedhjet e tjera të cilat e shoqërojnë në çdo hap të tij, janë të një rëndësie tjetër. Një shoqëri e shëndetshme duhet të kujdeset mirë për këto dy çaste të veçanta të jetës. Vetëm kështu mund të jetë një shoqëri gjithnjë e më shumë efikase në drejtimet e ndryshme të zhvillimeve profesionale, por padyshim edhe familjesh të konsoliduara duke pasur parasysh drejtimin tonë islam. Përvoja e vendeve të zhvilluara na tregon se procesi i përzgjedhjes së degës së studimit është një proces në të cilin marrin pjesë gjerësisht agjenci të rëndësishme të organizimit shoqëror, pra shkolla dhe familja. Pra, këta të fundit duke vëzhguar me kujdes sjelljen e secilit nxënës, u sugjerojnë atyre zgjedhjen e klasave të atilla, ku aftësitë e tyre hipotetike të provohen dhe të tregojnë nivelin e cilësive më të spikatura. Nga ana tjetër, pavarësisht nga shkalla e ndryshme e nivelit kulturor, familja sillet si një agjenci e rëndësishme në këtë përzgjedhje. Pikërisht për këtë fakt edhe ajo vetë duhet të asistohet për preferencat e saj dhe të orientohet sa më drejt, pikërisht përmes mësuesve dhe rrjetit të psikologëve, apo sociologëve që funksionojnë nëpër shkolla. Shpesh, dëshira e prindërve për t´i dhënë fëmijëve profesionin e tyre, apo profesione të cilat shoqëria i konsideron si frytdhënëse dhe që mund t´i bëjnë fëmijët e tyre "të pasur", rezulton e gabuar. Jo rrallë herë kjo dëshirë e prindërve nuk bazohet në të dhënat maksimale të fëmijëve, apo ajo që quhet prirje parësore e tyre, por merr karakter pragmatist, duke ulur kështu ndjeshëm pasionin, dëshirën dhe kryesisht rendimentin e tyre në të ardhmen.

Një 18-vjeçar në momentin e përzgjedhjes së degës do t´i jepja këto porosi: Së pari, mendo thellë mbi aftësitë e tua të lindura të cilat janë dhe pasioni yt, dhe për të cilën do të punoje dhe do të studioje me përkushtim. Së dyti, të shmangë ndikimin e pamenduar që vjen nga shokët e shoqet, dëshirat e pabaza të rrethit familjar dhe këtu duhen edukuar që herët me një edukatë fetare islame që të jetë i përkushtuar në mësime, por edhe konceptet e një shoqërie konsumatore mbi mbivlerësimin e disa profesioneve "në modë" që do t´i siguronin një jetë të mirë.

Zgjedhja duhet të fillojë që nga tregu i punës që ka nevojë për një mirë strukturim të studentëve që mbarojnë universitetin për degë të ndryshme edhe pse ata nuk e gjejnë veten fare aty. Do ishte mirë të gjendej një mënyrë që gjatë përzgjedhjes së degëve nga studentët, një rol më serioz, e më i rëndësishëm të luhej edhe nga profesorët. Ata e kuptojnë më mirë aftësinë e studentit të tyre.

Edhe për ju prindër që doni sukses, ja disa këshilla:

Nxënësit e nisin shumë herët edukimin para se të hynë në dyert e shkollave, prandaj pikërisht në familje për ta duhet treguar një vëmendje e veçantë. Mbështetjen dhe përkujdesjen e çdo nxënësi e merr të plotë në familje. Le të ushtrojnë dijet e marra në mënyrë praktike në familje.

Që një nxënës të jetë studios duhet të motivohet, por edhe të marrë shembullin e tij personal nga prindër që lexojnë. Nëse ju i jepni shumë rëndësi seriozitetit të të punuarit, të tillë do të jenë edhe fëmijët tuaj. Të marrim informacion nëse mirëqenia në shkollë e bën të ndihet i motivuar.

Ndoshta prindërit duhet të qëndrojnë më shumë në kontakt me mësuesit në mënyrë të tillë që të njohin ecurinë. Duke i vlerësuar përpjekjet e fëmijëve në mënyrë të tillë, që ata të ndjejnë mbështetje dhe të ecim përpara.

Dhe e fundit, por jo më pak e rëndësishmja për ju prindër të dashur. Le të ketë fëmija juaj qoshkun e tij të studimit, ku ai ka rehati dhe studion i qetë. Të ketë ndenjëse për studim, ndriçim etj...

Le t'i urojmë fëmijëve vit të mbarë shkollor dhe shumë suksese. Dhe mos të harrojmë, ata janë dhurata më e çmuar të cilët duan vëmendjen, mbështetjen dhe përkrahjen tonë. Suksese!



Amir Sulltan[1]

# Arsimi në Kosovë, luftë për identitet (1)

Data e 23 marsit të vitit 1989, ishte fillimi i ndarjes së pakthim mes Krahinës shqiptare-myslimane të Kosovës dhe Republikës së Serbisë. Kjo nuk ishte për shkak se Beogradi e zhveshi Krahinën nga të gjitha të drejtat autonome, ia anuloi qeverinë, parlamentin si dhe të gjitha institucionet tjera legjitime. Por, ajo që ndodhi atë ditë ishte fillim i zhveshjes së shqiptarëve myslimanë nga identiteti i tyre duke anuluar arsimimin në gjuhën shqipe dhe imponimin e programeve në gjuhën serbe. Vendimet e qeverisë serbe në aspektin e arsimit përfshin fushat në vijim: mbylljen e të gjitha shkollave të të gjitha niveleve në gjuhën shqipe, duke privuar nga arsimimi më shumë se 430.000 nxënës shqiptarë; mbylljen e Universitetit të Prishtinës; ndalimin e çfarëdo aktiviteti akademik në Kosovë, mbylljen e Bibliotekës Kombëtare e Universitare; ndalimin e transmetimit të programeve në radio dhe televizion në gjuhën shqipe, si dhe shumë vendime tjera.

Para këtij realitetit të hidhur nuk u kishte mbetur udhëheqjes politike dhe figurave publike të shqiptarëve të Kosovës, vetëm të mbështeten në projektin e "Arsimimit paralel", i cili do t'ua ruante atyre identitetin e tyre kombëtar dhe fetar. Kështu pra nisi punën arsimimi nëpër shtëpi private. Të gjithë ata që patën mundësi liruan shtëpitë e tyre për shkolla, që fëmijët e tyre të vazhdojnë shkollimin në gjuhën amtare dhe sipas plan-programeve në gjuhën shqipe. Kurse, sa i përket Universitetit të vetëm publik në gjuhën shqipe, kishte humbur shpresa e rikthimit të tij, pas vendimit të qeverisë serbe të Beogradit për ndërtimin e një kishe ortodokse në kompleksin e Universitetit?! Duke u thirrur në atë se kisha është simbol i shtetit serb. Ky hap tregoi haptazi ekstremizmin kombëtar dhe fetar të serbëve, gjë që i detyroi shqiptarët të hulumtojnë për një "Universitet paralel shqiptar".

Në Universitetin publik filloi misioni im i zbulimit se çka po ndodhte me identitetin e shqiptarëve në Kosovë. Takimi i parë i imi ishte me rektorin serb të Universitetit të Prishtinës, të cilin Beogradi e kishte caktuar pasi që kishte përzënë shqiptarët nga Universiteti. Në bisedën që zhvillova me të kuptova shumë mirë planin e përgatitur nga qarqet serbe, që synonte në rend të parë identitetin kombëtar dhe fetar të shqiptarëve. Prej momentit të arritjes sime në kryeqendrën e Kosovës, kisha dëgjuar shumë emrin e këtij njeriu Radivoje Popoviq. Ai ishte bërë i njohur jo se ishte mik i ngushtë me presidentin naci-onalist jugosllav, por për atë se urrejtja e tij ndaj shqiptarëve myslimanë ishte e njohur për të gjithë. Në rrugën time për në zyrën e Papoviqit, lexoja parulla nacionaliste të shkruara në muret e Universitetit si: "Universiteti është serb", "Unë jam serb, andaj unë jam njeri i përkryer" të shkruara në një anglishte



të qartë. Ndërkohë shihet se mbishkrimet në gjuhën shqipe janë zhdukur nga dyert, në mesin e tyre edhe dera e rektorit të Universitetit natyrisht përveç mbishkrimeve në gjuhën serbe. Veprimi i parë që tregonte se serbët nuk dëshirojnë të bashkëjetojnë me shqiptarët, ishte refuzimi i sekretares që të hyjë në zyrën e rektorit shoqëruesi im shqiptar mysliman që shërbente si përkthyes. Ajo posa lexoi emrin e tij, Hasan Nexhipi, kërkoi prej meje se ajo do të marrë përsipër përkthimin nga serbishtja në anglisht. Në insistimin tim që të më shoqërojë përkthyesi shqiptar, ajo ma ktheu: "Ky është urdhër i rektorit".

Papoviqi e filloi bisedën e tij me fjalët: "Për ne të gjithë studentët janë të barabartë, mirëpo irredentistët shqiptarë, (ashtu siç i përshkroi ai) nuk pranojnë të ketë sistem unik të arsimimit". Nuk ka asnjë vend, ashtu siç pohon Papoviq, në tërë rruzullin tokësor ku mund të ketë dy sisteme mësimore. Shqiptarët dëshirojnë të mësojnë sipas plan-programeve që vijnë nga Tirana, kryeqytet i Shqipërisë dhe ky është argumenti më i madh se ata nuk dëshirojnë të jetojnë me ne.

**Si mund t'ua impononi atyre sistemin mësimor serb, në kohën kur shqiptarët janë shumicë në Kosovë?**

Po. Ata janë shumicë në Kosovë, por janë pakicë në Serbi. Universiteti është shtetëror, nën mbikëqyrjen e shtetit, andaj ata duhet të mësojnë sipas rregullave të tij nëse dëshirojnë të mbesin në të.

**Mirëpo, si është e mundur që ata ta ruajnë identitetin e tyre shqiptar dhe islam pa një universitet shqiptar?**

Universiteti nuk është mjet për ruajtjen e identitetit!! Identiteti i shtetit është "serbizmi" dhe patjetër duhet të respektohen rregullat e tij.

**A do ta ndryshosh qëndrimin tënd, nëse shqiptarët pranojnë autonominë e gjerë, të cilën po ua ofroni atyre tash?**

Nëse autonomia do të thotë ekzistimi i ligjeve, të cilat ndryshojnë me kushtetutën serbe dhe nuk ruajnë identitetin serb, kjo nuk mund të quhet autonomi, sepse autonomia nuk do të thotë ekzistimi i kombit tjetër! Jam i bindur se metoda e arsimimit të shqiptarëve është ajo e cila i krijoi këto probleme në Kosovë.

**Ku qëndron pengesa që shqiptarët të mos gëzojnë të drejtën e arsimimit në gjuhën shqipe, i cili do ta ruante identitetin e shumicës shqiptare në Kosovë?**

Ky sistem është i papranueshëm, sepse ai do t'i kthente pakicat në geto në Kosovë.

(Është e njohur se shqiptarët përbëjnë pjesën dërrmuese të banorëve të Kosovës që arrin në 90% të popullatës, e cila arrin në dy milionë banorë).

**Si i komentoni parullat nacionaliste të shkruara në muret e Universitetit, të cilat u ndalojnë shqiptarëve të drejtën e pjesëmarrjes në arsimim?**

Nuk kam njohuri për këto parulla apo kush i ka shkruar ato! Gjëra të këtilla mund të hasësh në çdo vend të botës.

**A është mençuri që në këto rrethana të këmbëngulni në ndërtimin e kishës ortodokse serbe në kompleksin universitar, ndërkohë që flitni për tolerancën fetare dhe barazinë midis studentëve?**

(I ngrit vetullat duke u habitur nga parashtrimi i kësaj pyetjeje). Kisha është simbol i shtetit serb. Ajo është institucion arsimor që nga zanafilla e saj, prej të cilës nuk mund të heqim dorë. Por, nuk duhet të harrosh se universiteti është shtetëror, përfaqëson shtetin, në ndërkohë që kisha për ne është ashtu siç është xhamia për myslimanët.

**A do të thotë kjo se ju do t'i lejoni shqiptarët të ndërtojnë një xhami, nëse ata kthehen në universitet?**

Normalisht se jo. Nuk do t'u lejojmë atyre një gjë të tillë, sepse ata janë pakicë, ndërkohë që universiteti është shtetëror, përfaqëson popullin serb. Shqiptarët nuk mund ta kundërshtojnë ndërtimin e kishës. Në kohën kur shqiptarët do të posedojnë universitet privat –jo shtetëror – mund të ndërtojnë xhami.

**Po kthehemi përsëri tek arsimi: Si mund të jenë shqiptarët shumicë në Kosovë dhe duhet të mësojnë sipas plan-programeve serbe?!**

Ata nuk mund të mësojnë sipas plan-programeve dhe gjuhës së tyre, shteti nuk është i obliguar të japë pëlqimin për të.

Në këtë mënyrë përcaktoi rektori i Universitetit të okupuar politikat e Beogradit për shlyerjen e identitetit të shqiptarëve myslimanë. Për këtë shqiptarët janë të vendosur në përpjekjet e tyre për vazhdimin e punës së Universitetit të tyre paralel me të njëjtin emër.

*Përktheu nga arabishtja: Qemajl Morina*
*Marrë nga revista "Al- Ma'rife", nr. 42, 15 dhjetor 2011*

(1) Redaktor në të përditshmen "El-Ahram" të Kajros, i cili e vizitoi Kosovën në vitin 1998 për të parë realitetin se çka po ndodhte në Kosovën e atëhershme.



Mr. Besim Mehmeti

# Mbulesa e Qabesë/Kisva (1)

*"Dhe thirr në mesin e njerëzve për Haxh, se të vijnë ty këmbësorë dhe duke kalëruar mbi deve të rraskapitura, që vijnë nga rrugë të largëta. (Vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun, në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi), dhe që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra prej tyre (kurbaneve), dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfërin. Pastaj le ta heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillen (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë. Pra, kështu, kush madhëron atë që Allahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për te Zoti i vet." (El Haxh, 27-30)*

Ishte ky urdhri i Allahut xh.sh. drejtuar Ibrahimit a.s. për t'i ftuar njerëzit që ta kryejnë këtë obligim madhor. Në ketë obligim ka përfitime dhe dobi të shumta të kësaj bote, siç është tregtia dhe shitblerja, si dhe përfitime tjera materiale për haxhilerët dhe vendësit, si dhe përfitime të botës së amshueshme, siç është mëshira dhe falja e mëkateve nga Allahu, si dhe pranimi i lutjeve të shumta. Ibën Abasi r.a. thotë: "Dobi të dynjasë dhe ahiretit; dobia e ahiretit është kënaqësia e Allahut, ndërsa dobitë e dynjasë janë dobi trupore, përfitime, dhe profite në tregtitë."[1]



Është një ëndërr e çdo myslimani që ta kryejë këtë obligim madhor, por ajo që është edhe më e mrekullueshme është se çdo person që viziton një herë atë vend të bekuar, pra dëshiron ta vizitojë dhe shumë herë të tjera. Por vizita e këtij vendi të shenjtë shton etjen për të ditur më shumë detaje rreth atij vendi. Duke pasur parasysh se mund të shkruajmë qindra faqe për atë vend të shenjtë, ne do të përqendrohemi në disa informacione vetëm rreth mbulesës së Qabesë, gjë e cila i jep një madhështi mahnitëse dhe një pamje magjepse, e cila ngulitet thellë në mendjet tona.

Kujdesi për Qabenë është i njohur nga rrënjët shumë të hershme së historisë së njerëzimit, duke kaluar nëpër faza dhe etapa të ndryshme.

Ne sot po jetojmë në shekullin me avancime teknologjike, të cilat domosdoshmërish ndikuan edhe në zhvillimin dhe zgjerimin e xhamisë së Qabesë. Megjithatë këtu do të shkruajmë rreth punimit të kësaj mbulese, të quajtur "Kisva", duke u munduar të ofrojë disa informacione rreth historikut dhe punimit të saj.

### Historiku i mbulesës së Qabesë para shpalljes së Islamit

Kujdesi për mbulesën e Qabesë ishte qysh edhe në periudhën e para shpalljes së Kuranit, ngase kujdesi për atë ishte pjesë e respektimit të atij vendi të shenjtë. Historianët kanë mendime të ndryshme për mbulimin e parë me mbulesë të Qabesë. Disa thonë se ishte Ismaili a.s. i pari që e mbuloi, e disa të tjerë thonë se ishte Adnan bin Ed, gjyshi më i parë i të dërguarit Muhamed a.s. Por, sipas të dhënave historike, ishte mbreti Jemenas Esad Tubei Al Himjeri[2] i pari që vendosi mbulesë mbi Qabenë[3], dhe i vendosi një derë hyrëse e me çelës. Pastaj vazhdoi kjo traditë duke e mbuluar me mbulesa të veçanta e të llojllojshme, duke vijuar edhe nga pasuesit e mëvonshëm, pra duke i vendosur pëlhura dhe rroba të ndryshme njëra mbi tjetrën. Ky kujdes llogaritej nga obligimet fetare, duke vazhduar kështu deri në kohën e xhahiletit (injorancës).

Në kohën e Kusej bin Kilabit, gjyshit të katërt të të dërguarit Muhamed a.s., që gjithashtu e pastroi Qabenë nga brenda dhe jashtë saj pasi kishte arritur ti ofronte dhe bashkonte të gjithë fiset nën flamurin e tij, pra ai u ofroi fiseve të ndryshme të bashkëpunojnë mes vete në përkujdesjen rreth Qabesë, siç ishte sjellja e ujit të pijshëm, pastrimi, mbulimi etj.[4]

Pastaj filloi fisi Kurejsh, pra ta marrë përsipër mbulesën e Qabesë, e këtu fillon edhe një periudhë e re, kur individëve u jepej mundësia për ta mbuluar Qabenë. Kështu që, njeri nga pasanikët e këtij fisi ishte edhe Ebu Rebia Abdullah bin Amr El Makhzumi[5], i cili mori përsipër mbulimin e Qabesë, dhe ky akt ishte një akt i lavdërueshëm në mesin e fiseve arabe të asaj kohe. Më pas nga individët që u dalluan me mbulimin e Qabesë me mëndafsh ishte edhe një grua, e ajo ishte Nutejle bint Xhenab[6], guraja e Abdul Mutalibit dhe nëna e Abasit r.a., xhaxhait të të Dërguarit a.s. Asaj në një rast i kishte humbur djali i saj, Abasi, dhe kishte bërë një besatim se, në rast se ai do të rikthehej, do të merrte përsipër mbulesën e Qabesë, dhe kjo ndodhi më vonë.

### Historiku i mbulesës së Qabesë pas shpalljes së Islamit

Pas shpalljes së Kuranit kjo traditë vazhdoni edhe më tej, dhe këtë traditë e vazhdoi edhe i Dërguari a.s., pra pas çlirimit të Mekës. Pas hyrjes së myslimanëve në Mekë, si fitimtarë dhe çlirues, i Dërguar a.s. nuk nxitoi ta ndryshonte pamjen e Qabesë, duke ndryshuar mbulesën e saj, ngase ishin shumë prioritete të tjera, dhe kjo na tregon urtësinë e tij në ndryshimin e gjerave që janë me vlerë për kombin dhe shoqërinë.



Ajo mbulesë ngeli ashtu siç ishte, derisa një ditë kur ajo u dogj e tëra nga një grua që tentoi ta parfumonte me parfumet më të shtrenjta të asaj kohe, duke pasur parasysh se parfumimi realizohej me tymosje, pra ajo e shkaktoi një zjarr të paqëllimshëm. Pas djegies së saj i Dërguari a.s. e mbuloi atë me rroba dhe pëlhura jemenase[7].

Pastaj këtë traditë e vazhduan edhe kalifët e drejtë: Ebu Bekri r.a. dhe Omeri r.a., që e mbuluan me rroba nga Jemeni dhe Kopti (Egjipti i sotëm). Në kohën e Osmanit r.a. ai urdhëroi përfaqësuesin e tij në Jemen, Jala bin Munebih, të prodhonte një mbulesë për Qabenë. Kështu që Osmani r.a. u bë personi i parë që vendosi një mbulesë të tërë mbi Qabe. Dhe nga ajo kohë mbulesa e Qabesë u bë me kujdes të organizuar e të sistemuar, dhe mund ta quajmë përkujdesje institucionale zyrtare e shtetërore, siç është në kohën e sotme. Kostoja u mbulesës merret përsipër nga Bejtul Mal– thesari i shtetit.

Pa dyshim se hapësira e shtetit islam u përhap shumë, dhe ai në vazhdimësi ishte në zgjerim. Prandaj, edhe numri i myslimanëve dita ditës sa vinte e shtohej. Kjo bëri që edhe kujdesi ndaj Qabesë të jetë edhe më i veçantë. Sepse Qabeja ishte shtëpia e parë e Allahut xh.sh. e vendosur në Tokë, për ta adhuruar Allahun xh.sh. Allahu xh.sh në një ajet kuranor thotë: "Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekë), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." (Ali Imran 96).

Të gjithë myslimanët i drejtohen vetëm Qabesë në namazet dhe lutjet e tyre. Mbulimi i Qabesë vazhdoi edhe në kohën e Umevinjve, e pastaj edhe të Abasitëve, Memalikëve, e pastaj edhe të Osmanëve, si dhe vazhdon deri me ditët e sotme, me përkujdesje të specializuar nga Qeveria e Arabisë Saudite.

(1) Tefsir Ibën Kethir, http://quran.ksu.edu.sa/tafseer/katheer/sura22-aya28.html#katheer / 16/03/2016. (2) Mbret nga mbretërit e MbreterisHimjer të Jemenit vdiq në 430. (3) Dr. XhevadAli, El- Mufassalfitarihel-arab kableel-islam 1/27. (4) Dr. Abd rabinebij Abd El-Kajju, Kisvetuel-kaabeel- musherife, Ummal-QuraUniversity - Makkah Al Mukarramah 2005, f.45. (5) http://factory.gph.gov.sa/index.html 08/03/2016. 6) Abdul Aziz El-Kinani Esh-Shafii (694-767h), Hidajet el-mesalikila el-medhahib el-arbaa fi el-menaisk 1/1471, Dar Ibn El-Xhevzi, Riad, Arabia Saudite 2001. (7) http://factory.gph.gov.sa/index.html10/03/2016

Idriz Meholli

# Tregimi për përmbytjen në "Epin e Gilgameshit" dhe librat fetarë (1)

**Hyrje**

Çdo ngjarje madhore që ka ndodhur në jetën e një fisi, e një populli, në të kaluarën, (por edhe në kohën e sotme), vazhdimisht e ka nxitur imagjinatën e njerëzve për ta rrëfyer sipas mënyrës së perceptimit të tyre, duke gërshetuar në këtë rrëfim elementin njerëzor me elementin hyjnor; elementin real me elementin joreal. Kështu neve na kanë ardhur nga lashtësia përplot rrëfime për sëmundje, për luftëra të shumta dhe për fatkeqësi me përmasa të jashtëzakonshme. Këto rrëfime, pastaj kanë qenë si burim frymëzimi për shumë këngëtarë popullorë, për poetë dhe për shkrimtarë. Këta, mandej, në rrëfimet dhe në shkrimet e tyre, kanë krijuar variante të shumta të së njëjtës ngjarje apo të së njëjtës fatkeqësi. Dhe jo vetëm kaq, por këto tregime janë përhapur edhe ndër popuj të tjerë, duke "humbur" në shumë raste vendi i vërtetë i zhvillimit të ngjarjes së treguar, duke u bërë kështu këto krijime të përmasave rajonale apo edhe globale.

Disa prej tregimeve, në të cilat bëhet fjalë për ngjarje të ndryshme që e kanë preokupuar njerëzimin në të kaluarën e largët historike, gjenden edhe në librat fetarë, kryesisht në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës. Si rrjedhim i kësaj, nga dijetarë të ndryshëm, është vënë në pah çështja e autenticitetit të këtyre tregimeve. Ata kanë bërë krahasime të ndryshme, në shumë dimensione, për të argumentuar burimin e vërtetësisë së këtyre tregimeve, duke marrë në konsideratë arritjet shkencore, burimet e sigurta historike, legjendat dhe mitet, krijimtarinë gojore dhe të shkruar dhe mbishkrime të ndryshme. Prandaj, duke u bazuar në këto të dhëna, çështja e vërtetësisë së këtyre tregimeve në librat fetarë, sidomos atyre që përmenden në librin e shenjtë të Kuranit, është një çështje e padiskutueshme.

Në mesin e shumë tregimeve, veçohet tregimi i përmbytjes, i cili gjendet në librat fetarë: në Bibël dhe në Kuran. Gjithashtu ky tregim përshkruhet në dy epe që i përkasin qytetërimit të popujve të Mesopotamisë,



"Epit të Gilgameshit" dhe "Rrëfimi për përmbytjen"[1].

Në të gjitha librat e lartpërmendur, tregimi ka veçori përafërsisht të njëjta. Një popull, për shkak të mëkateve të shumta që ka bërë, rrezikon të zhduket nga faqja e dheut, sepse mbi të bie ndëshkimi hyjnor. Nga të gjithë njerëzit mëkatarë të këtij populli, është një njeri i mirë që ka tipare gjysmëhyjnore. Ai së bashku me familjen e tij urdhërohet nga Zoti ( në "Epin e Gilgameshit" është një hyjneshë pagane me emrin Ea) që ta ndërtojë një anije, me qëllim që të shpëtojë nga përmbytja e madhe që do të pasojë në ditët në vazhdim. Përveç anëtarëve të familjes së tij, në këtë anije ai strehon nga një çift në të gjitha llojet e kafshëve. Kështu, bashkë me familjen e tij, pas shumë peripecive, arrin t'ia dalë mbanë dhe ta vazhdojë përsëri jetën prej fillimit.

Ky tregim ka tërhequr vëmendjen e shumë teologëve, historianëve të religjionit, gjeologëve, arkeologëve, tekstologëve, etj. Ata kanë hartuar teori të shumta, duke u nisur nga këndvështrime të ndryshme. Studiuesit e religjionit dhe tekstologët janë marrë me krahasimin e këtij tregimi, me variantet e tij nëpër librat fetarë, kryesisht me përmbajtjen e tij të treguar në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës. Teologët, këtë tregim e kanë vështruar si rrëfim të fjalës së vetë Zotit, për një ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën ndaj një populli, i cili kishte bërë shumë mëkate, dhe për pasojë, ndaj tij pasoi ndëshkimi hyjnor. Gjeologëve dhe arkeologëve, ky tregim u ka shërbyer si pikënisje për një sërë ekspeditash kërkimore nëpër shumë vende, kryesisht të Lindjes, për të gjetur vendndodhjen e saktë të kësaj përmbytjeje dhe shkaqet e kësaj fatkeqësie. Prandaj, nga ana e tyre, deri më tani janë shfaqur teori të ndryshme që përpiqen ta identifikojnë vendin e saktë dhe shkaqet e kësaj përmbytjeje. Madje ka pasur nga ta që janë magjepsur aq shumë nga ky tregim, sa kanë pretenduar se i kanë gjetur edhe gjurmët e anijes që shpëtoi profetin Nuh dhe familjen e tij nga përmbytja. Ndërsa të tjerët, shkaqet e kësaj përmbytjeje i kanë shpjeguar si pasojë e shkrirjes së akullnajave, që mendohet se ka ndodhur përafërsisht në të njëjtën kohë me përmbytjen. Mirëpo, nuk kanë munguar edhe teori të tjera, duke e vështruar këtë përmbytje si dukuri të zakonshme, që mund të ketë ndodhur nga rënia e shirave të shumtë ose mund të jetë shkaktuar nga ndonjë cunam[2], apo nga burimet nëntokësore, si rezultat i veprimit të gejzerëve.

Ky tregim pati ndikim të madh edhe në fushën e kinematografisë. Deri më sot janë xhiruar një mori filmash, që për subjekt kanë pasur përmbytjen, sipas variantit të treguar kryesisht në librin e shenjtë të Biblës. Në mesin e këtyre filmave do veçuar realizimin e suksesshëm filmik holivudian, 2012, të regjisorit të njohur Roland Emerlih. Edhe pse skenari i këtij filmi është bazuar te profecia e fisit të lashtë të Majave dhe te hipotezat e disa shkencëtarëve për apokalipsin e Planetit tonë, ideja themelore e fatkeqësisë së realizuar në këtë film, është marrë nga tregimi për përmbytjen, sipas variantit biblik dhe kuranor. Përveç përmbytjes (në këtë film ajo ka përmasa globale), elemente të tjera që janë marrë nga tregimi i sapopërmendur, janë edhe ndërtimi i disa anijeve gjigante për shpëtimin e një pjese të njerëzimit, dhe futja në këto anije e një pjese të kafshëve dhe të bimëve. Gjithashtu, edhe rifillimi i ri i jetës nga njerëzit e shpëtuar në një tokë të re, tërheq një paralele me tregimin biblik dhe kuranor për përmbytjen.

**Tregimi për përmbytjen në "Epin e Gilgameshit"**

Deri në fillim të shekullit XX, kur u deshifrua shkrimi kuneiform, me të cilin ishte shkruar në dymbëdhjetë pllaka argjile, vepra e cila ende e mban statusin si vepra më e vjetër në botë e shkruar deri më tani, Epi i Gilgameshit, askujt nuk i ka shkuar në mendje se pjesë e aventurave të Gilgameshit për ta fituar pavdekësinë, është edhe varianti i rrëfimit për përmbytjen.

Epi i Gilgameshit nuk ka për tematikë përmbytjen. Kjo vepër trajton temën e pavdekësisë, gjegjësisht synimet e njeriut për ta zbërthyer dhe për ta ngadhënjyer fenomenin e mistershëm të vdekjes, me qëllim






që të arrihet pavdekësia. Rrëfimi për përmbytjen në këtë vepër trajtohet si një ngjarje që ka ndodhur në të kaluarën ndaj paraardhësve të Gilgameshit. Saktësisht, përmbytja përmendet në këngën e njëmbëdhjetë, në kontekst të të bëmave, të aventurave dhe synimeve të këtij mbreti sumerian për të jetuar i pavdekshëm. Ai e dëgjon këtë rrëfim nga stërgjyshi i tij, Utnapishtimi, kur takohet me të që të marrë këshilla nga ai se si të triumfojë mbi vdekjen. Ky i fundit i tregon se vetë ishte pjesëmarrës i kësaj ngjarjeje dhe ndërtuesi i barkës për shpëtimin e tij dhe të gruas nga përmbytja. Për këtë arsye, edhe barkën ai e ndërtoi sipas urdhrit hyjnor. Rrëfimi i tij ka nuanca moralizuese; ai vjen si këshillë, si një paralajmërim për pasardhësit që të ndjekin rrugën e drejtë e të mos bëjnë mëkate, në mënyrë që ta shmangin zemërimin dhe ndëshkimin hyjnor.

Varianti i këtij rrëfimi në "Epin e Gilgameshit", në shumë pika është i ngjashëm me variantet që gjenden në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës. Në këtë vepër, nuk paraqitet drejtpërdrejt ndëshkimi hyjnor, por jepet nëpërmes evokimit, si fshehtësi hyjnore për pasardhësit që e rinisën jetën nga fillimi. Kështu, sipas "Epit të Gilgameshit", përmbytja, është shkaktuar nga vendimi i perëndive ndaj popullit të Utnapishtimit, i cili banonte në qytetin e vjetër të Shuripakut, afër lumit Eufrat. Këtu nuk specifikohen shkaktarët e dënimit, por aludohet në mëkatet e shumta që i kanë bërë banorët e këtij qyteti, pasi në të kaluarën ky ishte një vend që e mëshironin perënditë, ndërsa më vonë, këta vendosën që ta shkatërrojnë atë me anë të përmbytjes:

*" I tha Utnapishtimi at'botë:*
*"Ty Gilgamesh, dëshirë kam ta zbuloj*
*një ngjarje deri tash krejt të panjohur*
*po ta tregoj një fshehtësi t'hyjnive;*
*qytetin shem' t'vjetër, Shuripakun*[3]*,*
*buzë Eufratit, t'cilin ti e njeh,*
*një kohë të gjatë hyjt' e mëshiruan.*
*Ndiç perënditë atëbot' vendosën*
*që të shkaktojnë përmbytjen e madhe".*

Këtë vendim të perëndive, Utnapishtimit ia kumtoi hyjnesha e ujërave dhe e thellësive, Ea. Ajo e urdhëron që ta ndërtojë një barkë prej druri. Në këtë barkë, të sjellë pasuri dhe të gjitha llojet e bimëve dhe të kafshëve, në mënyrë që të shpëtojë nga përmbytja. Ky është vendimi i perëndive që Utnapishtimi ta kërkojë dhe ta shpëtojë jetën e vet,

sepse ai është i përzgjedhuri i tyre:

*" O ti njeri që je nga Shuripaku,*
*Utnapishtim, bir i Ubar- Tutuit,*
*ndërtoje ti prej druri një shtëpi,*
*ndërtoje në një barkë. Le të humbasë*
*krejt pasuria. Jetën ti kërkoje,*
*përbuze pronën, jetën ti shpëtoje.*
*Në barkë sill çdo lloj fare të jetës-*
*e gjatë dhe e gjerë të jetë njësoj..."* [4]

Në këtë pikë, nuk shpaloset ndonjë karakteristikë e veçantë e Utnapishtimit, pasi, siç e thamë edhe më lart, as shkaktarët e këtij dënimi që e realizojnë perënditë për këtë popull, nuk rrëfehen në këtë ep. Por atij i kërkohet që ta kërkojë dhe ta shpëtojë jetën. Në mesin e të gjithë banorëve veçohet Utnapishtimi, sepse ai është i veçantë nga të gjithë, veçanti këto, të cilat e ndihmuan atë që ta fitojë edhe pavdekësinë. Kjo tregon se ai ishte udhëheqës popullor, një njeri i respektuar dhe i ditur, i cili ndoshta nuk kishte mundur që popullin e tij ta mbante në rrugën e drejtë. Prandaj, ishte vendimi hyjnor që ai t'i braktiste të gjitha dhe vetëm jetën e tij dhe të gruas ta shpëtonte.

Rrëfimi i ngjarjes përafrohet me variantin e përmbytjes të treguar në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës. Ashtu sikurse profeti Nuh (Noa në variantin biblik) që është i përzgjedhur nga Zoti, edhe Utnapishtimi, i ka të njëjtat veçori dhe cilësi profetike. Ai urdhërohet që ta ndërtojë një barkë. Në të ai fut të gjitha llojet e bimëve dhe të shtazëve. Ai ka aftësi të komunikojë me perënditë. Është ndryshe nga njerëzit e tjerë të popullit të tij. Nuk është mëkatar. Përveç tij, në barkë me të është edhe gruaja e tij. Pra, Utnapishtimi ka familjen me vete. Ndonëse nuk përmenden anëtarë të tjerë të familjes së tij të strehuar në barkë, vetëm prania në të e gruas së tij, është një argument bindës se të përzgjedhur nga perënditë për të shpëtuar nga përmbytja dhe për të rinisur një jetë të re, ka qenë vetëm familja e tij. Përafërsisht, sikurse në variantin kuranor dhe biblik.

Edhe shkaqet e përmbytjes në "Epin e Gilgameshit", janë të ngjashme me variantet kuranore dhe biblike. Është uji që vërshon dhe rrëmben çdo gjë. Derisa në variantin biblik dhe kuranor, uji shpërthen nga qielli edhe nga toka; në variantin e rrëfyer tek "Epi i Gilgameshit", përmbytja shkaktohet nga shirat e shumtë që bien gjashtë ditë pa u ndalur. Pra uji vjen vetëm nga qielli:

*" Gjasht' ditë e net porsi rrëke ra shi,*
*të shtatën dit' shtrëngata zuri t'ndalet,*
*sikur pas luftës heshtja mbretëroi,*
*der'sa në fashë ra, kurse stuhia*
*e kobshme erdh e krejt u qetësua. "*[5].

Tregimi priftëror në Bibël (Zanafilla 7, 11) përmend dy që bashkohen: (ujin që ka ardhur prej qielli dhe vërshimin e tij prej tokës. I.M ) "Atë ditë- vërsulen të gjitha burimet e pafundme, dhe hapen portat qiellore"

Kurani në ajetet 11 dhe 12 të sures 54 thotë:

*" Dhe ujit që binte pandërprerë, Ne ia hapëm portat e qiellit dhe bëmë të gufojnë ujërat prej tokës si ishte caktuar".*[6]

Pra, shkaqet e përmbytjes janë përafërsisht të njëjta me variantet e tregimit në librat e shenjtë të Kuranit dhe të Biblës, me të vetmin ndryshim që në variantin e rrëfimit që gjendet në "Epin e Gilgameshit", përmbytja shkaktohet vetëm nga rënia e shirave, jo nga burimet tokësore, siç rrëfehet në librat e shenjtë fetarë.

Duke u nisur nga leximi i kujdesshëm i vargjeve në këtë ep, dallojmë se qyteti i përmbytur është Shuripaku, i cili ka qenë në afërsi të lumit Eufrat. Pozicioni gjeografik i këtij qyteti e zgjidh atë nyjën komplekse dhe e përafron edhe më shumë variantin e përmbytjes që tregohet në këtë vepër me variantet e treguara në librat e shenjtë. Meqenëse ky qytet ka qenë i shtrirë në afërsi të lumit Eufrat, është shumë e logjikshme, që nga rënia e shirave të shumtë, është rritur dhe fryrë lumi tejmase, sa ka vërshuar edhe në qytet.

Si kudo që ndodh, nëpër çdo vend të botës, kur ka rënie të pandërprera të shirave, vendet më të rrezikuara nga përmbytja janë ato që shtrihen afër liqeneve, përrenjve dhe lumenjve. Një rast të tillë e kemi në kryeqytetin e Japonisë, Tokio. Lumi i këtij qyteti, për shekuj me radhë ka vërshuar në këtë qytet, duke shkaktuar përmbytje të mëdha. Kohët e fundit, japonezët, kanë arritur t'ia ndalin hovin përmbytjeve, duke ndërtuar rezervuarë të mëdhenj nëntokësorë në afërsi të lumit, me qëllim që ujin e tepërt të këtij lumi, ta depozitojnë në këta rezervuare gjigante. Në këtë mënyrë, qyteti i Tokios ka shpëtuar njëherë nga përmbytja, që i është shkaktuar nga lumi.[7] Ky projekt japonez, nga shumë njerëz është cilësuar si një mrekulli inxhinierike e shekullit XXI.

(1) Muzafer Xhaxhiu "Letërsia bëtërore", Prishtinë, 1999. Fq. 04. (2) Fjalë e terminologjisë detare, me burim nga japonishtja, që ka kuptimin "dallgë vrasëse". (3) "Epi i Gilgameshit" (shqipëroi A. Berisha); the epic of Gilgamesh. Fq. 20-21. (4) Vepra e cituar. Fq.21. (5) Po aty. Fq.21. (6) Dr. Maurice Bucaille" Bibla, Kur'ani dhe shkenca" (e përktheu nga boshnjakishtja Nazim Juniku); (7) "La Bible, le Coran et la science". Fq. 233. (8) E gjersa jam duke shkruar për këtë çështje, papritmas më arrin lajmi se lumi "Senë" i Parisit, është rritur shumë, sa rrezikon të vërshojë në këtë qytet, si pasojë e rënies së pandërprerë të shirave. Sipas meterologëve, ky lumë i kryeqytetit francez, arrin nivelin më të lartë të ujit në 30 vitet e fundit. Pra qyteti i Parisit, momentalisht, është i rrezikuar nga përmbytja.



Ekmeleddin Ihsanoglu (2)

# Hyrja e shkencës moderne në Turqi*

(Deri te shpallja e Tanzimatit)

### Fusha ushtarake

Osmanlinjtë në gjysmën e parë të shek. XV, shënuan një përparim befasues në armatime të zjarrta, veçanërisht tek artileria me topa. Duhet theksuar që në mesin e shkaktarëve të përparimit të tyre me topa, përveç mjeshtërve të shkathët për shkrirje, ishte edhe ajo që vetë sulltan Fatihu interesohej, pra për balistikën e artilerisë, sepse bashkë me komandantët më të mirë e kuptonte vlerën e këtij armatimi të ri në luftëra, që evropianët s'arrinin ta kuptonin.

Interesimi që u zgjua tek osmanlinjtë për pushkën, që në masë të madhe prodhohej në Serbi dhe Bosnje, si dhe të tjera armë të zjarrta, ishte një interesim i ngjashëm që e pati zgjuar edhe artileria. Mënyra e mësimit të tyre dhe marrja e kësaj teknike të re ishin të njëjta. Osmanlinjtë konfiskonin sasi të mëdha të pushkëve nga ushtarët me të cilët luftonin në vendet ballkanike, dhe urdhëronin që të vazhdohej me prodhimin e tyre nëpër punëtoritë që ekzistonin atje. Në Smederevë, në vitin 1480, prodhoheshin lloje të ndryshme të pushkëve në të cilat ishte shenja "kayi". Natyrisht se shumica e kuadrove që në fillim punonin në këto punëtori ishin serbë.

Të krishterët nga Ballkani në fillim u ndihmuan osmanlinjve që t'i marrin teknikat e perëndimit, e ky proces vazhdoi me pjesëmarrjen e shkencëtarëve italianë dhe gjermanë që vinin nga vendet e largëta evropiane. Më vonë ekspertët francezë, anglezë dhe holandezë, që në periudhat e ardhme numri i tyre gjithnjë rritet, hynin në shërbim tek osmanlinjtë. Pranë gjithë këtyre është vërtetuar se osmanlinjtë kishin formuar një ekip të punëtorëve me emrin "Grupi i evropianëve" (taife-i efrenciyan), në mënyrë që të lehtësohet marrja e teknologjisë nga Perëndimi. Edhe pse është mjaft interesante të dihet se kush kanë qenë këta ekspertë të huaj të punësuar në projekte të ndryshme ushtarake dhe civile tek osmanlinjtë, dhe çfarë kanë punuar në zbatimin e teknologjisë përparimtare. Është e nevojshme që në lidhje me këtë të gjinden informata më të hollësishme. Maxhar Urbani, njëri nga më të njohurit prej tyre, në fillim ishte punëtor mjeshtër-shkrirës i metaleve për topa në Perandorinë bizantine, kurse më vonë kaloi në anën tjetër, dhe bëri artilerinë e madhe që sulltan Fatihu e përdori për ta çliruar Stambollin.

Osmanlinjtë kurrë nuk e kanë pasur kollaj që ta përcjellin përparimin e teknikës ushtarake nga Evropa. Ata në fillim, gjegjësisht prej shek. XV deri në shek. XVII, me sukses i përcillnin zhvillimet e teknikës së armëve të zjarrta nga Evropa, madje artilerinë e rëndë e shfrytëzonin në mënyrë të favorshme. Sa i përket pushkëve, u tregua se pushkët që i kanë përdorur osmanlinjtë në luftën me Austrinë, në vitin 1680, kanë qenë të kualitetit të njëjtë me ato të ushtrisë austriake, por me një largësi më të mirë.

Në shek. XVI, osmanlinjtë kujdeseshin që, përveç kuadrit teknik që vinte nga jashtë, të edukojnë edhe kuadro vendase për prodhimin dhe përdorimin e armëve të zjarrta. Shteti që ishte ngopur me të huaj, mundohej që t'i aftësonte njerëzit e tyre me përdorimin e pushkëve. Kjo situatë, duke filluar nga shek. XVIII, ngadalë filloi të ndryshojë, dhe osmanlinjtë pranë furnizimit me pajisje luftarake nga Perëndimi filluan të importojnë edhe sisteme të reja. Menjëherë, në fillim të këtij shekulli, ata u përqendruan në prodhimin e barutit, sipas modelit anglez. Shihet se në atë kohë në literaturën osmane shpesh përdorej sqarimi "prodhimi i barutit në mënyrë angleze".

R. Murey, që kishte dhënë një dimension të ri në hulumtimin e marrëdhënieve osmane me teknologjinë perëndimore, shkaqet e kësaj prapambetjeje me vonesë prej një shekulli nga epoka e teknologjisë evropiane i sheh në ndryshimet e furnizimit të pajisjeve që bënë jehonë te mbretëria, e jo në prapambetjen e teknikave dhe pengesave psikologjike te turqit.

### Ekspertët osmanë

Osmanlinjtë në fund të shekullit XVII, duke filluar nga viti 1695, për herë të parë filluan ta blejnë barutin

me çmime të larta nga Perëndimi, veçanërisht nga tregtarët anglezë. Dhe kjo tregon se ata deri në këtë kohë kishin mundësi t'i plotësojnë nevojat e tyre me furnizimin e pajisjeve luftarake. Fakti që osmanlinjtë e blinin barutin nga Evropa nuk ishte për shkak të kualitetit të dobët të barutit të osmanlinjve, por për shkak se nuk mundnin t'i përmbushnin kërkesat që rriteshin vazhdimisht. Këtë e konstatojmë nga deklarata e Mehmed Emin-beut, i cili në vitin 1697 ishte prodhuesi kryesor i barutit: "Unë e bëj barutin edhe më të mirë se që është baruti më i mirë i Evropës." Pranë kësaj, është e vërtetë se osmanlinjtë vazhdimisht kishin nevojë për teknikët evropianë, në mënyrë që ta përcillnin përparimin në Evropë, prej të cilëve merrnin dituri të reja. Kështu, nga shekulli XVIII, filloi që në ushtri çdo herë e më shumë, të punësohen ekspertë të huaj.

Në shekullin XVIII, më nuk mjaftonte që të furnizohen vetëm me armatim të lehtë, sikur që ndodhte më përpara, për të mbuluar dallimin që shkallë-shkallë rritej mes Evropës dhe Mbretërisë Osmane. Ajo çka ishte vështirë të përvetësohet në këtë periudhë ishte sistemi luftarak, që ndryshoi tërësisht, dhe jo vetëm në fushën e teknikës por edhe në fushën e taktikës, dhe pikërisht kjo hulumtohej përmes reformave që filluan të zbatohen gjatë çerekut të fundit të shekullit XVIII, dhe të cilat shkaktuan ndryshime të mëdha në strukturat ushtarake dhe shtetërore. Këto reforma në ushtrinë osmane shkaktuan ndryshime të ashpra në lidhje me shtetin dhe ushtrinë, si dhe shumë trazira të tjera.

Për ta kuptuar më mirë suksesin e osmanlinjve në marrjen e diturisë nga Perëndimi në lidhje me armët e zjarrta dhe shkathtësitë në fushën luftarake, të shekullit XVII, nevojitet të sqarohen faktorët politik dhe ekonomik.

Në lidhje me këtë temë, janë shumë të dobishme mendimet dhe dëshmitë e Mahmud Raif-efendiut, profesorit të algjebrës dhe gjeometrisë të dhëna në çerekun e fundit të shekullit XVIII.

Sipas mendimit të tij, menaxhimi me prodhimin e barutit u bë një obligim i thjeshtë për shkak se shteti osman një kohë të gjatë gjendej në paqe. Me një rënie të përhershme erdhi deri aty që mundësitë e sigurimit të barutit të jenë të sasisë gjysmake, prej 3000 kuintalësh, dhe të kualitetit shumë të dobët, aq sa pritej nga prodhuesit e barutit në Stamboll, Galipoli dhe Selanik. Vërehej se baruti që prodhohej në Perandorinë Osmane pas luftës me rusët, duhej të blihej me çmim të lartë nga vendet e huaja, për të shfrytëzuar vetëm për zjarre festive dhe për nevoja ushtarake, dhe se një sasi shumë e vogël, që nuk sigurohej lehtë, ka qenë kualitative, por që vështirë sigurohej me kohë.

Në kohën e Selimit III (1761-1808, i cili me postin e sulltanit sundoi gjatë viteve 1789-1807, sqarim Sh. V.), u ndërmorën masa që të sillen ekspertë nga Evropa, dhe të ndalej shitja e nitrat potasit, njërit prej përbërësve kryesor të barutit. Me sigurimin e çdo instrumenti dhe pajisjeje për riparimin e depos së barutit, punët filluan të ecin rrjedhave të veta. Posaçërisht në Kuçukqekmex-





he u ngrit një fabrikë e re e barutit, me emrin "Azadli". Në këtë fabrikë të re përdoreshin mullinjtë që i kishte shpikur njëfarë ermeni, i quajtur Arekelbarut, dhe të cilat lëviznin me ndihmën e ujit. Në këto dy fabrika brenda vitit prodhoheshin 11000 kuintal (1 ton) barut i kualitetit të njëjtë, çfarë ishte ai holandez dhe anglez. Edhe pse çmimi i nitrat potasit ishte ngritur dyfish, materialet tjera bliheshin me çmimet e volitshme. Rrogat e punëtorëve në prodhimin e barutit u trefishuan, kurse mjeshtërve të huaj iu caktuan rrogat e larta, nga 500 deri 1000 grosh.

Mahmud Raif-efendiu me gëzim të madh e shpalli publikisht këtë sukses të arritur të fundviteve të shekullit XVIII. Duke e vlerësuar këtë përparim, ai thotë: "Aq kemi arrit deri në përsosje, saqë një uncë (30,5 gr.) e barutit të ri u bë tetë herë më e fortë se baruti i vjetër. Më nuk kemi nevojë për barut të huaj, depot tona janë të plota, dhe mjaftojnë për fushëbeteja. Madje kemi filluar edhe të eksportojmë." Sipas mendimit të Mahmud Raif-efendiut, njësitet ushtarake të arsimuara me taktikë, në mënyrën evropiane, në kohën e Selimit III, aspak nuk mbetën prapa popujve evropianë. Mahmud Raif-efendiu ishte një tip intelektuali i burokracisë-teknike osmane, i cili ishte pinjoll dhe përkrahës i ashpër i restaurimit të ushtrisë osmane.

Kur i analizojmë marrëdhëniet e osmanlinjve karshi teknologjisë perëndimore, mund të themi se ata qysh në fillim i përcillnin pa ndërprerje të gjata teknikat e reja që zhvilloheshin në Perëndim, dhe veç i kishin marrë teknikat e nevojshme. E dyta, shohim se osmanlinjtë nuk kishin vështirësi në marrjen selektive të teknologjisë perëndimore, nga ato fusha për të cilat kishin nevojë. Si e treta, për njohjen dhe përdorimin e teknikës perëndimore sillnin ekspertë nga Evropa, dhe i punësonin teknikët. Në fund, e dinin që kishin mjaft teknikë duke i arsimuar pranë ekspertëve evropian-kuadro që do t'i shfrytëzonin për tërë mbretërinë. Duke iu falënderuar kësaj, ata përpiqeshin që të shkojnë në hap me Evropën. Megjithatë, derisa merreshin me të, nuk e konsideronin të nevojshme të merrnin masa që do t'i kishin siguruar mundësitë për prodhimin dhe zhvillimin e teknologjisë së re, që do të ishte e pavarur nga përparimi evropian. Ky tip i sjelljes së osmanlinjve, që do të vazhdojë deri shekulli XX, gjë që e dëshmon qartë për qëndrimin e tyre ndaj teknologjisë perëndimore.

***Përktheu dhe përshtati: Shefki Sh. Voca.***

* Marrë nga Ekmeleddin Ihsanoglu, "Osmanlije i Nauka-otkrice u svijetlu izvora", Sarajevë, 2006, f. 213-223.



Prof. dr. Muhammed Mahmud Es-Sefjad*

# 1. Ndikimi në gjeografi (1)

Gjeografia ka qenë disiplina e parë shkencore që arabët dhe myslimanët i kanë kushtuar rëndësi të posaçme. Nga lëmi i gjeografisë janë shkruar shumë vepra. Këtu nuk dëshiroj të flas mbi zhvillimin historik të gjeografisë islame, e as për veprat e mëdha që kanë shkruar gjeografët arabë dhe myslimanë në të kaluarën, me të cilat e kanë begatuar trashëgiminë kulturore të njerëzimit në këtë disiplinë shkencore. Këto vepra shkencore, si dhe shumë instrumente të navigacionit dhe harta gjeografike, i kanë shfrytëzuar lundruesit evropianë në udhëtimet e tyre rreth botës dhe në zbulimin e hulumtimin e pjesëve të ndryshme të planetit tonë.

### 1. Gjeografia - nevojë për myslimanët

Interesimi i arabëve për gjeografi, në masë të madhe është fryt i mjedisit në të cilin kanë jetuar. Aktiviteti i tyre i parë ka qenë në shkretëtirë. Ajo i ka detyruar të mbledhin sa më shumë shënime (informata) gjeografike. Lëvizja në shkretëtirë ka qenë shumë e vështirësuar dhe gati e pamundur, po që se nuk ka pasur shënime të duhura mbi yjet dhe trupat e tjerë qiellorë, të cilët arabëve u kanë shërbyer si mjete të vetme të orientimit në hapësirë. Edhe si blegtorë ata kanë qenë të detyruar të njohin rrethin e afërt dhe të largët, që të mund të gjejnë burime të reja të ujit dhe kullosa të begatshme.

Poezia paraislame arabe përfshinë shumë fakte gjeografike dhe përshkruan shumë dukuri, ngjarje në shkretëtirë, dhe si e tillë, ajo është bërë njëra prej burimeve të rëndësishme të gjeografisë islame. Në poezinë paraislame hasim në shumë emra të rrafshinave, të burimeve, të bjeshkëve, të kodrave dhe të vendeve historike. Vetëm një shikim në shtatë apo dhjetë *"mual-laka"* tregon se sa rëndësi i kanë kushtuar arabët gjeografisë dhe rrethit në të cilin kanë jetuar. Këto njohuri gjeografike janë përcjellë brez pas brezi. Kultivimi i poezisë ka qenë diç më hyjnore, të cilës arabët gjatë shekujve, i kanë kushtuar rëndësi të madhe. Për këtë arsye nuk duhet të habitemi nëse gjeografinë e gjejmë në mes të disiplinave shkencore me të cilat zakonisht janë marrë filozofët. Al-Asmei (shek. VIII) ka qenë filozof i madh, por njëkohësisht ka qenë edhe gjeograf i madh. Lidhja e filozofisë me gjeografinë është mbajtur deri në kohën e re. Kjo shihet edhe te Al-Zubejdi në fjalorin e tij të madh *"Taxh al-ans"*.

### Islami zgjon interesimin për gjeografi

Islami është paraqitur në shekullin e shtatë, dhe vetëm pas dy shekujve, shteti islam ka përfshirë një territor të madh në kontinentin e Azisë dhe të Afrikës. Ky zgjerim i shtetit islam ka shtuar nevojën e interesimit më të madh për gjeografinë e territoreve të çliruara. Ky interesin ka qenë nevojë nga aspekti politik, administrativ dhe tregtar me qëllim që të njihen vendet e çliruara, rrugët dhe largësia e disa regjioneve të një shteti kaq të madh. Ndërsa, para kësaj edhe haxhi, një nga shtyllat e islamit, ka paraqitur nevojën e njohjes së rrugëve tokësore dhe detare deri në Meke dhe Medine. Njëkohësisht haxhi ka qenë edhe faktor shumë me rëndësi për zgjerimin e marrëdhënieve dhe për këmbimin e mendimeve mes myslimanëve. Mekeja u bë qendër në të cilën mblidheshin me dhjetëra mijëra myslimanë të nacionaliteteve të ndryshme nga mbarë bota. Mes tyre ka pasur udhëpërshkrues, të cilët kanë shkruar udhëpërshkrime me vlera të përhershme.

### Myslimanët dhe trashëgimia e vjetër kulturore

Me zgjerimin e shtetit islam, myslimanët erdhën në kontakt me kulturën dhe civilizimin greko-romak, prej së cilës, edhe pse ishte e bazuar në idhujtari, kanë arritur të veçojnë ato vlera të cilat nuk kanë qenë në kundërshtim me islamin.

Puna kërkimore-shkencore para paraqitjes së islamit ishte në rënie të vazhdueshme. Shkencëtarët grek dhe ata që kanë pranuar filozofinë e tyre nuk kanë arritur t'i kënaqin filozofët-teologë krishterë në shekujt e parë të krishterizmit. Myslimanët, me formimin e shtetit




të tyre e kanë ringjallur filozofinë greke, shkencën dhe kulturën, dhe kështu kanë vënë lidhje në mes të kulturës së vjetër e të pasur me të arriturat e reja shkencore. Grekët kanë qenë popull i civilizuar dhe me kulturë, romakët kanë qenë luftëtar dhe pushtues, ndërsa myslimanët i kanë pasur që të dyja këto veti. Myslimanët kanë krijuar shtet të madh, i cili ka qenë i mbështetur në themelet e sigurta, me ligje dhe kulturën që nuk ka qenë e kënaqur vetëm me atë lokale, por ka pranuar të arriturat kulturore të popujve tjerë, të cilët i kanë paraprirë historisë së njerëzimit. Me çlirimin e Sirisë myslimanët kanë ardhur në kontakt me krishterët nestorian, mbrojtës të njohurive të vjetra dhe prej tyre, kanë marrë dhe përkthyer shumë vepra greke dhe njohuri të popujve lindorë.

Pas çlirimit kanë filluar punën kërkimore-shkencore. Halifët prej dinastisë Abasite kanë meritë të madhe për to. Ata kanë përkrahur këtë punë kërkimore-shkencore, kështu që në gjuhën arabe janë përkthyer veprat më të njohura dhe më të mëdha, të shkruara në gjuhë të tjera. Në këtë aspekt kanë qenë tolerant deri në kufi të fundit. Ata kanë shfrytëzuar njohuritë nga të gjitha vendet e botës, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare dhe nacionale. Kulminacionin e vet kjo punë shkencore e ka arritur në kohën e halifit Al-Me'mun. Flitet se përkthyesve ua ka paguar me ari peshën e veprës së përkthyer. Bizantinët janë çuditur me këmbënguljen e myslimanëve, që në kuadër të ndonjë marrëveshje, t'iu jepet edhe ndonjë vepër greke.

Duke iu falënderuar aktivitetit përkthyes të myslimanëve, shumë dorëshkrime greke janë ruajtur nga shkatërrimi kështu që përkthimi në këto suaza u bë njësoj i rëndësishëm sikurse edhe krijimtaria origjinale. Fati ka qenë që shkenca greke ka qenë shumë e zhvilluar në Siri, kur atë e kanë çliruar myslimanët, kështu që përkthyesit gjerësisht i kanë sqaruar tekstet më pak të qarta greke, dhe në këtë mënyrë, ua kanë lehtësuar shkencëtarëve të perëndimit kuptimin dhe thellimin në ato tekste.

Në këtë mënyrë myslimanët kanë ruajtur ato vlera në të cilat sot mbështetet kultura dhe civilizimi evropian, kanë ruajtur civilizimin dhe kulturën greke, e me këtë edhe lidhjen në mes të së kaluarës dhe të sotmes së Evropës.

### Myslimanët dhe njohuritë gjeografike greke

Njohuria gjeografike greke kulminacionin e vet e ka arritur në kohën kur Ptolomeu ka shkruar veprat e tij "Sistemi i madh matematikor i astronomisë" dhe "Hyrja në gjeografi". Nuk do të teprojmë nëse themi se zbulimet e vjetra gjeografike janë kryer me paraqitjen e këtyre veprave. Prej kësaj kohe dhe gjatë tërë shekujve mesjetar Evropa ka jetuar në detin e errësirës. Myslimanët kanë ruajtur kulturën e vjetër greke, të cilën e kanë trashëguar. Veprat e para që kanë tërhequr vëmendjen e arabëve janë veprat e cekura të Ptolomeut nga gjeografia.

Veprën "Sistemi i madh matematikor i astronomisë" e ka përkthyer në gjuhën arabe Al-Haxhaxh ibn Jusuf bin Meta (786-835) me titull: "Al-Magest". Këtë përkthim më vonë e ka ripërkthyer Ibn Kurra al-Hurani (834-901), pas të cilit teksti në gjuhën greke ka humbur, ndërsa ka mbetur përkthimi në gjuhën arabe, të cilin në shek. XII në gjuhën latine e ka përkthyer Zherardi nga Kremona (1175). Ky përkthim paraqet vetëm një pjesë të aktivitetit përkthyes të Zherardit, i cili është i lidhur për të gjitha disiplinat shkencore dhe për shumë shkrime greke, të cilat janë përkthyer në gjuhën arabe .

Vepra e dytë e Ptolomeut "Hyrja në gjeografi", e cila në mesin e myslimanëve ishte e njohur me titullin "Gjeografia", është përkthyer disa herë, ndërsa prej përthimeve më të mira janë përkthimet e Thabit ibn Kurra-s dhe Muhammed ibn Musa al-Havarizmit (ka vdekur më 850). Kur ka shkruar veprën e vet të njohur "Suret al-Erd" (Përshkrim i Tokës) në dorë ka pasur "Gjeografinë" e Ptolomeut, për të cilën Nollino, orientalist i njohur italian, thotë se nuk ekziston asnjë vepër evropiane të cilën mund ta krahasojmë me veprën e Al-Havarizmit - me shkrimin më të vjetër arab nga gjeografia, edhe pse Al-Havarizmi në Evropë më shumë është i njohur si matematicient se sa si gjeograf . Duke pasur parasysh kohën dhe rrethanat në të cilat ka jetuar dhe vepruar Al-Havarizmi, Sartoni e konsideron si matematicientit më të madh të të gjitha kohërave.

***Përktheu: Shyqri Xhibo***

* Profesor i gjeografisë në Universitetin Ajnu-Shems në Kajro

**Mexhid Yvejsi, Gjakovë**



**Përkujtim – me rastin e 10 vjetorit në Amshim**

# Hafëz Teufik Efendi Nahi (1917-2006)

Hafëz Teufik Nahi, është një hoxhë gjakovar, i cili jetoi në Kajro të Egjiptit, ka qenë pedagog, akademik, shkrimtar, atdhetar.

Sa herë që diktatori i ish-Jugosllavisë, Josip Broz Tito e vizitonte Egjiptin, hoxha atdhetar, çdo herë arrestohej derisa "shoku" Tito largohej nga Egjipti!



*Hafëz Teufik Efendi Nahi (1917-2006)*

## Prejardhja familjare

Hafëz Teufik ef. Nahi rrjedh nga një familje e shquar gjakovare, e cila i përket fisit Krasniq, që dha personalitete të njohura jo vetëm në përmasa kombëtare, por edhe ndërkombëtare, siç ishin babai i tij, Myderriz Islam ef. Nahi, dhe vëllai i tij, Myderriz Hasan efendi Nahi(1905-1991), përkthyesi i Kuranit në gjuhën shqipe.

Hafëz Teufik efendi Nahi është djali i dytë i myderrizit të madh, Islam efendi Nahi, dijetarit të shquar të Medresesë së Madhe të Gjakovës, që i dha dritë krejt Kosovës.

Myderriz Islam efendi Nahi është djali i Mulla Jahja efendiut, një burrë i respektuar në Gjakovë e Malësi, i cili në pleqëri shkoi në haxhillëk, në Qabe, dhe duke u kthyer në vendlindje ndërroi jetë në Siri, ku është varrosur. Ai kishte katër djem: Salihun, Islamin, Ahmetin dhe Sadikun. Prej tyre, i madhi dhe i vogli Salihu dhe Sadiku kanë qenë terzi (rrobaqepës), Ahmeti është marrë me tregti, ndërsa Islami me dituri.

Islami, babai i Hafëz Teufik ef. Nahi, mbasi kreu mësimet fillestare dhe Medresenë në Gjakovë, vazhdoi studimet në Stamboll dhe pas diplomimit kthehet në Gjakovë, ku shërbeu si myderriz në Medresenë e Madhe të Gjakovës, prej vitit 1920 deri më 1930. Meqë ishte i përkushtuar ndaj sintaksës së gjuhës arabe, nxënësit, më vonë edhe hoxhallarët, filluan ta thërrasin myderrizi i Nahit, hoxha i Nahit, kështu me kalimin e kohës Nahi i mbeti edhe mbiemri!

Nëna e Hafëz Teufik ef. Nahit quhej Xhemile, një zonjë e devotshme, e ditur, e ndritur, këndonte bukur Kuranin, e dinte gati të tërin përmendësh, ka shërbyer si hoxheshë, ishte një nga gratë më të ditura në Gjakovë. Nënë Xhemilja është motra e Mulla Hamdi Dolit ( 1897-1994), nëna Xhemile, ishte bija e Mulla Bajram Dolit.

Mulla Bajram Doli, sipas myderrizëve të vjetër, tregohej se ka qenë një kaligraf i shquar i literaturës së vjetër orientale. Librat e rrallë dhe ndonjë që ishte unikat, sipas porosive të ulemave të Gjakovës, të Kosovës e përtej, Mulla Bajrami i përshkruante me shkrim artistik, i lidhte, i qepte dhe i bënte kopertinat, duke ndjerë kënaqësi të veçantë! Kjo dëshmon sa ai ka qenë dashamir i librit, i diturisë, sikurse ishin ulematë që bënin porosi të vazhdueshme. Kjo tregon se në Gjakovë ka pasur respekt për librin dhe për diturinë.

Kështu edhe daja i Hafëz Teufik ef. Nahit, Mulla Hamdi efendi Doli e kaloi jetën mbi libra, duke i pastruar, faqe për faqe, duke i paluar, duke i lidhur me një pasion të veçantë! Dhe më në fund, kur libri ishte gati, askush nuk besonte se ishte libri i tij! I thoshin: "Mulla Hamdi, librin e paske bo si nuse!"

Daja i Hafëz Teufik ef. Nahi, Mulla Hamdi Doli më tepër ka qenë i njohur për zanatin që praktikonte në



shtëpinë e tij, ishte libralidhës. Këtë profesion të rrallë e trashëgoi nga i ati, Mulla Bajrami.

Mulla Hamdiu, daja i Hafëz Teufik ef. Nahit, ishte mjeshtër i madh si libralidhës, i vetmi në Gjakovë. Veglat me të cilat punonte ishin të vjetra dhe shumë interesante t'i shihje. Interesante ishte edhe jeta e Mulla Hamdiut; ishte tepër modest, jetonte si asket! Kështu jetoi deri sa i mbylli sytë më 20 dhjetor 1994, në Gjakovë, në moshën 97 vjeçare.

**Lindja, shkollimi, formimi dhe veprimi**

Hafëz Teufik ef Nahi lindi me 6 Prill 1917, në Gjakovë. Mësimet fillestare i kreu në mejtepin e "Halil Efendisë", në Gjakovë, ku krahas lëndëve të përditshme, brenda dy viteve, arriti të mësoj përmendësh Kuranin e Madhëruar dhe e fitoi titullin e nderuar: Hafëz. E vazhdoi shkollimin në Medresenë e Madhe të Gjakovës, ku diplomoi në vitin 1938, pranë Myderrizit të madh, Hafëz Fahri Ef. Iljazi (1903-1985).

Vëllai i tij më i madh, Myderrizi Hasan efendi Nahi, (1905-1991), i cili sa kishte diplomuar në Universitetin "El-Az-har" të Kajros më 1934, duke e pa se vëllai i tij Teufiku, ishte një djalosh shumë i zgjuar, e këshilloi, e ndihmoi, e udhëzoi, që edhe ky të shkonte, e të studionte në Kajro.

Teufik Nahi, përmes Shqipërisë, Greqisë, nëpër Detin Egje dhe nëpërmes Detit Mesdhe, arriti në Aleksandri dhe më në fund në Kajro. Pa humbur kohë, me shumë dëshirë, me shumë vullnet u regjistrua në fakultet, në Fakultetin e Drejtësisë, në Universitetin e famshëm El-Az'har, në Kajro të Egjiptit. Në këtë fakultet, në këtë Universitet, studenti nga Gjakova, Teufik Nahi ishte ndër më të zgjuarit, ndër më të dalluarit, diplomoi në vitin 1948. Pasi diplomoi, brenda dy vjetëve e fitoi edhe një titull, titullin: Gjykatës i Drejtësisë Islame. Në vitin 1951, duke i parë aftësitë e tij, emërohet pedagog në Universitetin "El-Az-har", ku punoi me përkushtim, me devotshmëri, duke u bë shëmbëlltyrë në Universitet për çdo njeri.

Pas gjashtë viteve shërbimi dërgohet si pedagog në Algjeri (1967-1969). Pas dy viteve shërbimi dërgohet pedagog në Somali (1969-1972). Pas tri viteve shërbimi në Egjipt, dërgohet si pedagog në Arabi, ku si gjithnjë, shërbeu me nder dhe me devotshmëri (1975-1978).

Në vitin 1978, Hafëz Teufik Nahi, pas njëmbëdhjetë vjetësh shërbimi me përkushtim, në Algjeri, Somali dhe në Arabi kthehet sërish në Kajro, ku menjëherë emërohet këshilltar i Ministrit të Vakëfeve të Egjiptit, për katër vjet të plota, deri më 1982, kur ky burrë i çmuar doli me nderë në pension të merituar.

Hafëz Teufiku, përveç veprimtarisë aq të frytshme arsimore, edukative, pedagogjike, në Afrikë e Azi, ai kurrë nuk e harroi Kosovën e Nënën Shqipëri.

Është një nga shqiptarët e parë, që me shkrimet e tij profesionale, iu ka kundërvu komunizmit, ka shkruar në vazhdimësi për gjendjen e mjerueshme të Kosovës, të shqiptarëve në ish-Jugosllavi dhe në Shqipëri.

Në shtypin egjiptian dhe të Lindjes së Mesme, në radio e televizion, Hafëz Teufiku ka informuar ndër vite në vazhdimësi me argumente rreth situatës në Kosovë, për padrejtësitë, persekutimet, krimet, shpërnguljet, burgosjet, dënimet, vrasjet, dhunimet që iu bëheshin shqiptarëve ndër vite, në ish-Jugosllavinë komuniste-titiste.

Për këtë arsye, sa herë që diktatori i ish-Jugosllavisë, Josip Broz Tito, e vizitonte Egjiptin, Hafëzi atdhetar, çdoherë arrestohej, derisa largohej "shoku" Tito nga Egjipti.

Ka shkruar në gjuhën arabe shumë punime, studime, vepra në fusha të ndryshme: fetare, letrare, juridike, politike historike. Për shkak të veprimtarisë së tij fetare-atdhetare, nacionaliste-antikomuniste, dy qeveritë, jugosllave-titiste dhe shqiptare-komuniste-enveriste, nuk e lejuan asnjëherë të vizitonte vendlindjen, Gjakovën as Kosovën. Çka është edhe më keq, nuk e lejuan as komunistët shqiptarë faqezi me e pa veç një herë, siç thoshte: "Nonën Shqipni"!

Hafëz Teufik Nahi ndërroi jetë më 9 Janar 2006, në moshën 89 vjeçare, në Kajro, Egjipt, në mërgim u nda nga kjo jetë e përkohshme tokësore, por aty u varros me nderime madhështore.

Vehbi Shatri

# 17 vjetori i rënies shehid të hoxhës, myderriz Ramadan ef. Shatri – alias Mulla Ramush efendiut (1909- 24.05.1999) - (2)



### Mulla Ramushi në shërbim të fesë - si hoxhë

Mulla Ramushi në atë kohë ishte i përndjekur edhe prej italianëve, e këtë e tregonte tashmë i ndjeri Murat Gjoci, kur thoshte: "Hoxha e kapërcej avlinë dhe iku prej italianëve dhe kurrë nuk e mora vesh se përse!"[1] Mulla Ramushi ishte ndër ata burra që i dolën zot atdheut. Bashkë me tezakun e tij, mulla Zekë Bërdynajn,[2] dhanë kontribut të vazhdueshëm e me përkushtim dhe dinjitet të lartë për çështjen atdhetare e fetare. Mulla Ramushi së bashku më shokë ishin pjesë logjistike e forcave atdhetare, madje edhe shumë herë, sipas nevojës, edhe forca ndihmëse. Gjenerata e prijësve të tyre dhe shumë të tjerë ishin drita dhe zemra e popullit, dhe njëherësh edhe udhërrëfyesit më të sinqerte për të ardhmen e ndritur, Kosovën.

Mulla Ramushi gjatë studimeve në Medresenë e Madhe të Gjakovës, për tre vjet me radhë praktikën e ka kryer si imam Ramazani në Krushën e Madhe. Sa shërbeu në Krushë të Madhe kishte lënë përshtypje të mira te xhemati dhe paria e fshatit, andaj deri vonë mbajti kontakte me disa prej tyre, dhe sidomos me Haxhi Qazimin e Krushës së Madhe[3]. Mulla Ramushi ishte imam Ramazani edhe në Istog dhe Lluga. Pas mbarimit të Luftës së Dytë Botërore Mulla Ramushi pranohet si imam në fshatin Trubuhofc, ku me shumicë ishin kushërinj të hoxhës, sepse ishin të ardhur nga Isniqi i Deçanit, si: familja Osmanaj, Mehmetaj, Ahmetxhekaj, etj.



*Mulla Ramush efendiut (1909- 24.05.1999)*

Më pas Mulla Ramushi pranohet imam i fshatit Trubuhofc, por për dallim nga hoxhallarët tjerë, pa i gëzuar të drejtat nga shteti, siç ishte sigurim personal, sigurim shëndetësor, etj. Mulla Ramushi punoi në Trubuhofc nga mbarimi i Luftës së Dytë Botërore e deri në vitin 1964. Imami i fshatit të lindjes së tij ishte mulla Mehmed ef. Mahmudi, të cilin e kishte pasur edhe mësues mejtepi në xhaminë e fshatit. Në vitin 1964, pasi vdes hoxha Mehmed ef. Mahmudi, Mulla Ramushit i bëhet një padrejtësi, meqë nuk e pranojnë të transferohet imam në fshatin e tij të lindjes. Pas shumë peripecive, Hoxha, me përkrahjen e parisë së fshatit Tomoc, si: Selim Z. Shatri; Ramë H. Shatri; Ali Kabashi; familja e Sadik S. Gjocit, arrijnë që pas dy vitesh, përkatësisht në vitin 1966, ta emërojnë imam xhamie në Tomoc. Mulla Ramushi shpesh nëpër ndeja potenconte se njeriu në këtë jetë duhet lënë gjurmë ose me vepra patriotike e fetare (nuk e ndante kombin nga feja), ose me shkrime, ose me djem të mirë që i shërbejnë kombit dhe shtetit; e i mjeri ai njeri që nuk ka bërë asgjë në këtë jetë, por vetëm ka ngrenë bukë. Andaj iu lakmonte njerëzve të mëdhenj që kanë sakrifikuar edhe jetën për të mirën



*Xhamia e fshatit Tomoc dikur*

e njerëzisë. Këtë e dëshmonte shpesh në ndeja dhe në biseda rasti.

Mulla Ramushi, xhematin e kishte edukuar e këshilluar që pas vdekjes së anëtarit të familjes të japin sadaka për të. E kur xhemati jepnin sadaka, ky e drejtonte për në Medrese të Prishtinës. Ai, edhe pse dikur i lodhur dhe i shtyrë në moshë, nuk mungoi asnjëherë në shërbimet fetare në xhematin e tij, që gravitohej nga disa fshatra, si: Tomoc, Lluga, Llukafc i Begut, Muzhovina, Dobrushë, Kovragë, Gurrakoc, Veriç, Gusar, Llukafc i Thatë, Zallq, Drejë, Shalnovicë, Oprashkë, dhe një lagje në Kosh.

Në vitin 1996 ishte intervistuar nga Shefqet M. Gjocaj, për gazetën "Kronika e Istogut". I pyetur se cilën nga metodat e predikimit e ka zgjedhur në mes të asaj të përqafimit të fesë vetëm me bindje apo metodës radikale (predikimit të dhunshëm), me zgjuarsi ishte përgjigjur se e kishte aplikuar metodën e "mesme". E, sa i përket ndonjë reformimi të mundshëm në lëmin e fesë islame, në mënyrë që ajo të përqafohet nga një numër më i madh, sidomos i të rinjve, ai kryesisht mbështetej në rolin që e kanë predikuesit (hoxhallarët), e që duhet të jenë në radhë të parë të përgatitur, përmes burimeve të ndryshme. Ndërsa i pyetur për "Fanatizmin Fetar", hoxha kishte deklaruar se çdo lloj fanatizmi është i dëmshëm, edhe pse ishte i bindur se në fenë islame nuk ka fanatizëm[4].

Mulla Ramushi mbante mejtepin e fshatit, ku pata nderin të jem një nga nxënësit e tij. Hoxha e kreu punën si imam, mualim, hatibi, pa u lodhur dhe, deri në vdekje. Po ashtu ishte pyetur se kur mendonte të tërhiqej (pensionohej) nga detyra e imamit të xhamisë, e përgjigjja ishte me porosi: "Do të tërhiqem kur ky xhemat e gjen një hoxhë tjetër, por jo çfarëdo hoxhe. Duhet të gjej një hoxhë të ditur e me fakultet."[5] Mulla Ramushi shquhej për oratori dhe përshtatje në ambiente, sidomos në ndeja nëpër oda. Ai çdoherë ishte në qendër të vëmendjes..[6]

Koha kur jetoi dhe veproi Mulla Ramushi ishte e vështirë, si në aspektin ekonomik, ashtu edhe në aspektin politik. Familjet shqiptare, sado të pasur të ishin, jetonin për mbijetesë, sepse nuk kishte treg ku të plasonin mallin. Taksat e pushtuesve ishin të mëdha. Kishte kufizime të lëvizjes se tyre. Në aspektin politik, deri në vitet e pesëdhjeta kishin presion për t'u shpërngulur në Turqi. Ndiqeshin për vepra të pakryera penale, dënoheshin me burgje e ekzekutime me vrarje. E, në atë kohë edhe Mulla Ramushi ishte burgosur.

### (Realizimi i dëshirës së hoxhës) Rënia shehid e Mulla Ramushit

Në mars të vitit 1999 popullata e Istogut ishin përndjekur nga vatrat e tyre. Tomocasit kishin shkuar në fshatrat përreth bjeshkëve, si: Vrellë, Sudenicë, Kaliqan,



*Xhamia e fshatit Tomoc tani*

Jabllanicë etj. Mulla Ramushi pati rastin të jetë në fshatin Jabllanicë, dhe nga aty dikur u shpërngulën edhe vendasit. Hoxha plak nuk donte të largohej, ndërsa imami i fshatit Jabllanicë, Mulla Sadri Zeka, tentoi ta bindë që edhe ai të largohet nga fshati. Megjithatë ishte e kotë. Më 24 maj 1999 ushtria dhe paramilitarët serbë kishin depërtuar në Jabllanicë, konkretisht në vendin e quajtur Llanishtë të Jabllanicës së Vogël. Në një tendë të improvizuar kishin mbetur të strehuar e pa mundësi të largoheshin 11 pleq dhe plaka, të zënë rob lufte.

"Tre policë e dy ushtarë na çitën përpara", tha Abdurraim Gashi[7], "duke na kërcënuar e grahur sikur bagëtinë. Secilin prej nesh na legjitimuan dhe na pyeten për emër dhe mbiemër. Meqë Mulla Ramushi nuk kishte letërnjoftim, atyre ua diktoi të dhënat me krenari dhe mllef: Quhem "Mulla Ramush Shatri", duke ditur se policia edhe kishte të dhëna për familjen Shatri, të cilën edhe e kishin në shënjestër për shkak të veprimtarisë revolucionare të kësaj familjeje gjatë shumë viteve: Sali Shatri- oficer i lartë në Shqipëri, Xhafer Shatri-ministër i Informatave i Qeverisë së Kosovës në Egzil, Naser Shatri-atentator ndaj një udbashi serb (i paralizuar përjetë) dhe ushtar i UÇK-së, Muhamet Shatri-i ndjekur politikisht dhe i izoluar nga policia në Leskovc, viti 1989, si dhe shumë e shumë të tjerë. Mulla Ramushit i thanë: "Ndalu ti", ndërsa të tjerët i urdhëruan që të lëvizin nga ai vend. Mulla Ramushin e urdhërojnë të ngelet në tendë, dhe pas pak kohe e ekzekutojnë. Mulla Ramushin e vranë policët, ndërsa tendës ia vunë zjarrin![8]

### Varrimi në bjeshkë

Mehmet Sadri Gashi nga Dubova, Rexhep Haku nga Orroberda dhe 4-5 djelmosha të rinj e bënë varrimin e Mulla Ramushit në bjeshkë, me mundësit që ishin në atë kohë.

Pas luftës u bë rivarrimi i Hoxhës në fshatin e lindjes. Në përcjelljen e fundit, për popullatën e Tomocit, morën pjesë popullata e të gjitha fshatrave të Istogut e më gjerë. Morën pjesë të gjithë hoxhallarët e Istogu, dhe një mori hoxhallarësh nga Peja, Klina, Skenderaj, dhe disa hoxhallarë nga gjithë Kosova. Namazin e xhenazes ia fali ish-myftiu i Kosovës, Dr. Rexhep Boja. Namazi i xhenazes u fal pranë shtëpisë së tij, nga xhemati i shumtë, ku janë varrezat e fshatit, e që ishin mbushur përplot xhematlinj, dhe u varros mu në ato varreza.

Në shenj nderimi dhe respekti një rrugë e fshatit u emërtua me emrin e tij-rruga e xhamisë.

*"Dhe assesi mos mendoni se janë të vdekur ata që u vranë në rrugën e Allahut! Përkundrazi, ata janë të gjallë, duke u furnizuar te Zoti i tyre "* (Ali Imran, 169)

Lusim Allahun e Plotfuqishëm që ta shpërblejë me Xhenet!

(1) Murat Gjoci (rahmetli), më herët kishtë qenë myezin në Tomoc, pas luftës së vitit 1999, kur unë isha imam, ky më nuk qe myezin. (2) Mulla Zejnel (Zekë) Bërdynaj u lind në vitin 1908, në Fierzë (Novosellë) të Pejës. Kishte mësuar në Medresenë e Pejës. Pastaj kishte vazhduar dhe e kishte mbaruar Medresenë edhe në Gjakovë. Si pjesëmarrës i luftës, që në periudhën 1941-1945, kuptohet, kundër hordhive barbare sllavoçetnike, e sidomos të çetnikut Pavle Gjurishiqit. Mulla Zeka ishte komandant i Njësive Vullnetare.... Një pjesë të jetës së vet e kaloi në burgje, si në atë të Pejës, Nishit, dhe një pjesë të madhe (8 vjet) i kaloi në burgun më famëkeq të Goli Otokut. Menjëherë pas lirimit nga burgu integrohet në jetën dhe rrethanat e përditshme. Ishte pjesëtar i Këshillit të Pajtimit të Gjaqeve, dhe me angazhimin dhe ndërhyrjen e tij u arrit pajtimi i shumë rasteve të gjaqeve e ngatërresave të ndryshme. Selman Etemi: Zekë Bërdyna – "Kundër Copëtimit". (3) Dëshmi e Abdullah Shatrit. (4) Sh. Gjocaj. Kronika e Istogut/Prill-Maj 1996, f. 5. (5) Sh. Gjocaj. Kronika e Istogut/Prill-Maj 1996, f. 5. (6) Selim Mustafë Hasanaj, Sarpsborg, shkrim nga ky. Norvegji-artikull. (7) Profesor Abdurrahim Gashi. 20.10.1922-05.12.2015. Fëmija i pestë i Mulla Sadriut. Shkollën fillore pesëvjeçare (1 vit përgatitje në gjuhën serbe sepse mësimi bëhej në gjuhën serbe) e mbaron në shkollën e fshatit Uçë, në vitin 1936. Në këtë gjeneratë ishin vetëm 3 nxënës shqiptarë, dhe prej tyre edhe Abdurrahimi. Pastaj merr rrugën për në Shkup, në Medresenë e porsahapur. Abdurrahimi mbaron me sukses pesë klasë të kësaj Medreseje, si gjenerata e parë. Punoi si mësues, pedagog etj... (8) Abdurrahim Gashi. Bota Sot 21 prill 2001: Si dhe unë shkova dhe e intervistova vetë Prof. Abdurrahim Gashin, më datë 18.06.2015.

### Hapet xhamia në Krojmir të Lipjanit

Më 22.09.2016, u bë hapja zyrtare e xhamisë së re në fshatin Krojmir të Lipjanit. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së, në krye me kryeimamin Sabri ef. Bajgora, prof Ahmet Sadriu, prof Ekrem Simnica, si dhe donatori i Xhamisë Mahmood Sherif. Kryeimami Bajgora e luti Zotin e plotfuqishëm që nga kjo shtëpi e shenjtë të rrezatojë gjithnjë urtësia dhe paqja. "I falënderoj banorët e Krojmirit për mirëpritjen, ashtu siç e falënderoj kryetarin e KBI-Lipjan Xhevdet ef. Bytyqin, kryeimamin Burim ef. Arifin dhe imamët e tjerë prezent, për kujdesin dhe respektin e treguar"-tha kryeimami Bajgora, duke shtuar se duhet të përpiqemi që rinia jonë të edukohet në frymën e drejtë islame ku rrezaton urtësi dhe ta ndërtojmë një brez, i cili do ta ndërtoj shtetin e Kosovës që edhe ne të jemi pjesë e familjes së madhe evropiane e botërore duke qenë të barabartë në këto vlera në këto momente që po kalon populli ynë. Në fund donatorit kryesor nga Bahrejni Mahmud Sharif iu nda një mirënjohje nga



*Kryeimami Bajgora dhe donatori Mahmud Sharif gjatë hapjes solemne të xhamisë në Krojmir*

kryemami i Lipjanit Burim ef. Arifi si dhe përfaqësuesit të KK të Lipjanit. Sharif nga ana e tij tha se ndjehet i lumtur që ka ndihmuar në një pjesë të ndërtimit të kësaj xhamie dhe brenda mundësive do të ndihmohet edhe në të ardhmen. Dhurimin e tokës e ka bërë familja Karametaj.

### Përurohet xhamia e re në Glloboçicë të Kaçanikut

Në fshatin Glloboçicë të Kaçanikut më 25 shtator në prani të përfaqësuese të Kryesisë së BIK-së, në mënyrë solemne është përuruar xhamia e re. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe drejtues të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kaçanikut, Ferizajt, Hanit të Elezit, Tetovës etj. Nën këndimin e tekbireve dhe lutjeve fetare u bë prerja e shiritit solemn të kësaj xhamie. Në emër të myftiut Naim Tërnava, foli kryeimami Sabri Bajgora, i cili



*Kryeimami Bajgora gjatë fjalës përshëndetëse me rastin e hapjes solemne të xhamisë në Glloboçicë*

falënderoi të gjithë banorët dhe qytetarët e kësaj ane që ndihmuan jetësimin e kësaj xhamie mjaftë të nevojshme për këtë fshat dhe se nga ky objekt të rrezatojë urtësia, paqja e mirësia. "Ky objekt madhështor, me plot të drejtë shpresojmë që të jetë vatër e edukimit të shumë brezave e gjeneratave si në aspektin shpirtëror, ashtu edhe në atë kombëtar. Allahu i Madhërishëm i shpërbleftë të gjithë ata bamirës, të cilët ofruan ndihmën e tyre, që ky objekt i mrekullueshëm sot të jetë i gatshëm për adhurimin e Krijuesit fuqiplotë, ka thënë kryeimami Bajgora, gjatë ceremonisë solemne të përurimit të kësaj xhamie. Një prej donatorëve të kësaj xhamie është Mahmud Sharif nga Bahrejni.

### Kryeimami Bajgora mbajti ligjëratën me titull "Radikalizmi fetar dhe masat parandaluese sipas mësimeve fetare islame".

Më 15.09.2016, në kuadër të bashkëpunimit ndërinstitucional, në mes Ministrisë së Kulturës, Bashkësisë Islame të Kosovës, Institutit të Historisë dhe Medresesë Alaudin, para maturantëve të Medresesë Alaudin-paralelja në Prizren, kryeimami Bajgora mbajti ligjëratën me titull "Radikalizmi fetar dhe masat parandaluese sipas mësimeve fetare islame".

Kjo ligjëratë vjen si rezultat i bashkërendimit të aktiviteteve në mes institucioneve përkatëse në Republikën



*Kryeimami Bajgora gjatë ligjëratës në medresenë e Prizrenit*

e Kosovës, në parandalimin e ekstremizmit dhe radikalizmit fetar, por mbi të gjitha si porosi dhe këshillë vetëdijesuese për nxënësit tanë, që të kenë kujdes nga rryma të tilla devijante.

"Nxënësit, të cilët prindërit e tyre na i dorëzuan në duart tona, janë një amanet, të cilin duhet ruajtur e mbrojtur nga rrymat e dëmshme fetare, të cilat janë duke e dëmtuar imazhin paqësor të Islamit nëpër botë.

Me këtë rast i falënderoj nga zemra, bashkëshoqëruesit e mi Ahmet ef. Sadriun - drejtor për shtyp dhe veprimtari botuese, Mr. Shkodran Imeraj, punonjës shkencor në Institutin e Historisë si koordinator i këtij projekti, Mr. Jakup Çunakun- drejtorin e Medresesë Alaudin, koordinatorin e paraleles së ndarë në Prizren Mr. Ramadan Uka, si dhe profesorët dhe edukatorët, së bashku me maturantët, djem e vajza nga Prizreni".

## Një delegacion i BIK-së ishte për ngushëllime te familjet e viktimave në Gostivar

Një delegacion nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në krye me kryemamin Sabri ef. Bajgora ngushëlluan familjet e Besnik Mexhitit dhe Burhan Ahmeti, të cilët humbën të afërmit e tyre në një aksident automobilistik në Kosovë.

Me këtë rast, delegacioni nga Kosova shprehu ngushëllime ndaj anëtarëve të familjes së Besnik Mexhitit dhe Burhan Ahmetit, me lutjet që të ndjerët Zoti t'i shpërblejë me Xhenet. Kryefamiljarët Besnik Mexhiti dhe Burhan Ahmeti falënderuan delegacionin nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës me në krye me kryemamin Sabri ef. Bajgora për vizitën dhe nderin e treguar. Delegacioni kosovar u shoqërua



*Delegacioni i BIK-ut në ngushllime të familjes në Gostivar*

nga hoxhallarë të rajonit të Gostivarit, prof. Sherif Deharin, prof. Shenaziun, prof. Rafetin dhe Semir Eminin.

## Një delegacion nga BIK-së merr pjesë në varrimin e ish-Kryetarit të KMSH-së, haxhi Selim Muça

Ajni ef. Sinani-kryetar i Kuvendit të BIK i shoqëruar nga bashkëpunëtorët mori pjesë në ceremoninë e varrimit të ish-kryetarit të KMSH-së, haxhi Selim Muça, i cili vdiq në Tiranë në moshën 80 vjeçare.

Me këtë rast kryetari i Kuvendit të BIK, Ajni ef. Sinani ngushëlloi drejtuesit e KMSH-së, familjarët, bashkëpunëtorët dhe besimtarët myslimanë.

Ndërkaq për rahmetliun, Ajni ef. Sinani përveç lutjeve që Zoti ta mëshiroj dhe ta gradoj me xhenet,



*Kryetari i Kuvendit të BIK-ut z.Sinani gjatë ceremonisë së varrimit*

u shpreh:"Haxhi Selim Muça, ka qenë një besimtar i devotshëm e udhëheqës i përkushtuar, një personalitet që i dha shumë mirëkuptimit, tolerancës e ri ngritjes së institucioneve të KMSH pas rënies së komunizmit. Do të na mungoj, urtësia, vizioni e mësimet e tij. Zoti e mëshiroftë!"

### Shënohet përvjetori i 20-të i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup

Me ftesë të Kryetarit të BFI-së Reis ul ulema Sulejman Rexhepi dhe dekanit të Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, z. Faredin Ebibi, prodekanja Mr. Besa Ismaili-Ahmeti dhe sekretari i Fakultetit të Studimeve Islame Mr. Vedat Shabani, më 15 shtator morën pjesë në ceremoninë e shënimit të përvjetorit të 20-të, të themelimit të Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup. Për më tepër se dy dekada Fakulteti i Shkencave Islame ishte bartës i vetëm i arsimit të lartë në fushën e studimeve islame në Republikën e Maqedonisë. Ky institucion kaloi nëpër sfidat e vështira të popullit shqiptar për t'u etabluar sot si një ndër institucionet më moderne të akredituara të arsimit të lartë në Republikën e Maqedonisë. Të pranishëm në këtë ceremoni madhështore ishin edhe dekanët dhe drejtuesit e fakulteteve të shkencave islame të rajonit. Kjo ngjarje ishte një tjetër mundësi për shkëmbimin e informatave mbi të arriturat dhe sfidat e arsimit të lartë islam në trevat shqipfolëse në rajon. Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë dhe Fakulteti i Shkencave Islame në Shkup, gëzojnë një bashkëpunim të ndërsjellë që nga fillet e ekzistimit të tyre. Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë vitin e ardhshëm shënon 25 vjetorin e themelimit . *(Vedat Shabani)*

### Mbahet konferenca shkencore mbi arsimin islam te shqiptarët

Në Tivar të Malit të Zi, është zhvilluar konferenca shkencore dhe ndërkombëtare "Arsimi islam te shqiptarët: Sfida dhe perspektiva", konferencë e cila ka mbledhur emra të njohur të shkencave didaktike dhe filologjike islame nga Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Presheva, Bosnja, Austria dhe më gjerë. Kjo konferencë u organizua nga bashkëpunimi mes Institutit Ndërkombëtar të Mendimit Islam (IIIT), me qendër në SHBA dhe Institutit Shqiptar të Mendimit dhe të Qytetërimit Islam (AIITC) në Shqipëri, të udhëhequr nga drejtori i AIITC, dr. Ramiz Zekaj. Drejtuesit kryesor të arsimit islam të cikleve të ndryshme arsimore nëpër trevat shqipfolëse, pedagogë dhe studiues të fushës përmes kumtesave parashtruan situatën aktuale të arsimit islam, si dhe perspektivën në të ardhmen. Në këtë konferencë morën pjesë dekani Prof. dr. Fahrush Rexhepi, i cili referoi me temën "Mësimi fetar në institucionet e arsimit publik ndihmon integrimin e shoqërisë", prodekanja Mr. Besa Ismaili-Ahmeti me temë "Integrimi i njohurive në programin e arsimit islam; reforma e mendimit islam", Kryetari i Kuvendit të BIK, Dr. Ajni Sinani, "Rregullimi i gjyqeve të sheriatit dhe e drejta e sheriatit Prof. dr. Sulejman Osmani "Koncepti i arsimimit te myslimanët-teoria e sociologut Ibn Halduni si model", PHD(c) Rexhep Suma, "Medreseja Alaudin, institucion arsimor islam dhe roli i saj në jetën publike të shqiptarëve", dr. Xhabir Hamiti, "Arsimi dhe edukimi fetar në Kosovë kërkon kurikula dhe mjete pedagogjike të reja", prof. dr. Musa Vila "Roli i traditës profetike, hadithit në arsimin islam te shqip-



*Foto e përbashkët e pjesmarrësve në ceremoninë e shënimit të përvjetorit të 20-të të themelimit të FSHI në Shkup*



*Çaste nga konferenca shkencore "Arsimi islam te shqiptarët: Sfida dhe perspektiva" mbajtur në Tivar*

tarët", Ejup Ramadani, "Edukimi fetar-nga perspektiva e së ardhmes", dr. Sadik Mehmeti & Mr. Ramadan Shkodra, "(Mos)përfshirja e lëndës e drejta vakëfnore në kurikulat e medreseve dhe fakulteteve tona islame". Përgjatë dy ditëve të konferencës u prezantuan rreth 30 kumtesa shkencore, të ndara në 6 sesione kryesore, ku drejtuesit kryesorë të arsimit islam të cikleve të ndryshme arsimore nëpër trevat shqipfolëse, pedagogë dhe studiues të fushës parashtruan situatën aktuale të arsimit islam, por edhe perspektivën e këtij arsimi, zhvillimi i të cilit është i lidhur ngushtë me aktualitetin dhe ardhmërinë e komuniteteve myslimane në këto troje. Konferenca u zhvillua në formën e një tryeze rrumbullake, ku përveç kumtesave të prezantuara në 6 sesione radhazi, pati edhe shumë diskutime e debate mbi idetë që u parashtruan për zbatim. Disa nga tematikat kryesore të konferencës shkencore u përqendruan në çështjet e mëposhtme:

– Edukimi islam në nivelin parauniversitar: problemet dhe objektivat e tij nën dritën e kushteve aktuale.

–Arsimi i lartë islam midis kurikulës tradicionale dhe realitetit kulturor bashkëkohor

– Teoria e integrimit të diturisë në kurikulat e institucioneve arsimore islame

– Zhvillimi i mendimit islam në institucionet e arsimit islam etj..

Akomodimi i mysafirëve u bë në hotelin "Princess" më datë 30 shtator kurse konferenca u mbajt me datë 1 dhe 2 tetor 2016. *(R.S.)*

### Dua Hatmeje në fshatrat Brezne dhe Zaplluxhe

Mësim-besimi nëpër xhamitë e Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash, thuajse është bërë traditë. Imamët janë ata që ua mësojnë gjërat elementare të besimit islam fëmijëve të xhematëve të tyre.

Një gjë të tillë e realizoi edhe imami i fshatit Brezne, Shpend ef. Hulaj, i cili kësaj radhe me sukses arriti ta kryej hatmen me 29 gusht 2016, me 11 nxënës. Në këtë ceremoni morën pjesë edhe zyrtarët e Këshillit të Bashkësisë Islame Dragash, ku edhe ndanë nga një certifikatë për secilin nxënës. Certifikatat i ndau Nail ef. Halimi, sekretar në KBI-Dragash, kurse duanë e hatmes e bëri Xhafer ef. Fejziu, kryeimam në KBI-Dragash. Nxënësit që bënë hatme janë: Nazlisha Krasniqi, Gresa Krasniqi, Emine Krasniqi, Fjolla Krasniqi, Anita Krasniqi, Florent Krasniqi, Kapllan Kryeziu, Valentina Kryeziu, Ghylshahe Kryeziu, Tuba Hulaj, Arianit



*Me nxënësit që bënë hatme në xhaminë e Zaplluxhes*



*Me nxënësit që bënë hatme në xhaminë e Breznës*

Tërshnajku.

Por nuk vonoi dhe pas pak kohe, pikërisht në ditën e Kurban Bajramit me 12.09.2016, në fshatin Zaplluxhe ishin mbledhur xhematlinjët e fshatit për ta ndjekur duanë e hatmes që kishte organizuar imami i fshatit Nail ef. Sinani për 13 fëmijët e këtij fshati, të cilët për dy vjet rresht kishin treguar durim për të arritur deri në përfundimin e leximit të fjalës së Allahut. Edhe me këtë rast Këshilli i Bashkësisë Islame Dragash për të gjithë nxënësit shpërndau certifikata. Nxënësit që bënë hatme janë: Amina Ramadani, Ajsa Ramadani, Sumeje Sinani, Rejhane Sinani, Suela Avdiu, Semra Hamzaj, Emir Hamzaj, Fejzie Haliti, Hira Fetahu, Fjolla Mehmeti, Vjollca Emini, Azra Hamzaj dhe Yllka Shemsidini. *(Xhafer Fejziu)*

### Ajni Sinani mbrojti me sukses tezën e Doktoratës

Më 28 shtator 2016, Ajni Sinani, mbrojti me sukses tezën e doktoratës "Myftinitë dhe gjyqet e sheriatit në Kosovë ndërmjet dy luftërave botërore (1918-1941)", në Universitetin Internacional të Novi Pazarit, në Novi Pazar, para komisionit të përbërë prej: Doc. dr Ferit Buliq, doc. dr Enver Giciq dhe prof. dr Harun Hadxhiq- mentor.

Pas prezantimit të temës dhe diskutimeve të shumta në praninë e komisionit dhe audiencës, komisioni vendosi që Ajni Sinanit t'i jepet titulli doktor i jurisprudencës islame. Komisioni e vlerësoi tezën e doktoratës me nderime të larta dhe me porosi për botim, madje edhe që të përkthehet në disa gjuhë të tjera.



*Ajni ef. Sinani gjatë mbrojtjes së tezës së doktoraturës*

Ajni Sinani ka lindur në Zaplluxhe të Dragashit. Ka përfunduar gjimnazin në Prizren dhe më pas ka vazhduar studimet në Damask dhe Sarajevë. Në vitin 1989 ka përfunduar medresenë në Egjipt, ku ka vazhduar edhe studimet në Universitetin El Ezhar në Kajro në "Fakultetin e studimeve islame dhe arabe." Më 2008 ka kryer magjistraturën në Universitetin e Prishtinës "Hasan Prishtina", në Fakultetit Juridik në Prishtinë. Ajni Sinani ligjëron lëndën Histori e së drejtës islame në FSI. Ka shkruar disa libra dhe shumë artikuj të ndryshëm brenda dhe jashtë vendit. *(Z.A.)*

### Nexhati Spahiu mbrojti me sukses temën e Masterit

Më 09 shtator 2016, kandidati Nexhati Spahiu, ka mbrojtur me sukses të dalluar temën "Aspektet kushtetuese të martesës dhe familjes në jurisprudencën Islame", në Universitetin e Prishtinës "Hasan Prishtina", në Prishtinë, para komisionit të përbërë prej: Prof. ass. dr. Murat Jashari - kryetar, Prof. asoc. dr. Gjyljeta Mushkolaj - anëtare dhe Prof. dr. Osman Ismaili – mentor. Me këtë rast Spahiu mori gradën Master i shkencave juridike kushtetuese – administrative. Komisioni e vlerësoi lart punimin në fjalë, dhe kandidatit i uruan suksese të mëtutjeshme në fushën akademike. Nexhati Spahiu u lind në vitin 1985, në fshatin Kosavë të Dragashit. Ka përfunduar Medresenë "Alaudin" në paralelen e Prizrenit në vitin 2004, pastaj vazhdoi studimet në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, ku dhe diplomoi në vitin 2009, ndërsa në vitin 2012 regjistroi studimet posdiplomike në Universitetin e Prishtinës "Hasan Prishtina", në Prishtinë, në drejtimin Kushtetues-Administrativ. Nexhati Spahiu shërben si imam në fshatin Medvec të komunës së Prizrenit. Ai gjithashtu ka publikuar artikuj të ndryshëm nëpër revistat e ndryshme. *(Benjamin Arifi)*



*Nexhati Spahiu pas mbrojtjes së temës së masterit*

### Mundësi aplikimi për bursë

Bashkësia Islame e Kosovës në bashkëpunim me IDB-Bankën Islame për Zhvillim, me seli në Xhide (Arabi Saudite), ofrojnë mundësi aplikimi për bursë-kredi, për vitin akademik 2016/17.

Të drejtë aplikimi kanë studentët e rregullt të UP-së, Fakulteti i Bujqësisë dhe Veterinarisë, viti i I-rë.

Përparësi kanë studentët e zellshëm dhe në nevojë.

Aplikimi bëhet online në webfaqen zyrtare të Bashkësisë Islame të Kosovës.

## NJOFTIM

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me rastin e 30-vjetorit të daljes së revistës "Dituria Islame", në gjysmën e parë të muajit nëntor 2016, në Prishtinë organizon sesionin shkencor: "Dituria Islame" - tri dekada jetë, punë, sfida dhe suksese"-

**Tezat:**

*- Tri dekada të revistës "Dituria Islame";*

*- Rrita dhe zhvillimi i "Diturisë Islame";*

*- "Dituria Islame" tribunë e mendimit fetar dhe kombëtar;*

*- Rrethanat shoqërore-politike në Kosovë në fillet e daljes së revistës "Dituria Islame"*

*- "Dituria Islame" në kthesat e mëdha: Shembja e Murit të Berlinit; rënia e komunizmit, heqja e autonomisë së Kosovës, instalimi i masave të dhunshme në Kosovë, ripushtimi i Kosovës, erërat e demokracisë, Lëvizja shqiptare dhe rezistenca popullore;*

*- "Dituria Islame" në vitet e okupimit serb të Kosovës (1989-1999);*

*- "Dituria Islame" për çlirimin e vendit (rezistenca popullore, aksioni i pajtimit të gjaqeve, dalja e UÇK-së, propagandimi dhe mbështetja e luftës për liri etj.)*

*- Kontributi i "Diturisë Islame" në fushën e edukimit dhe arsimimit islam-shqiptarë*

*- Kontributi i "Diturisë Islame" në fushën e kulturës dhe trashëgimisë islame-shqiptare*

*- Kontributi i revistës "Dituria Islame" në shkencat islame, në albanologji dhe në shkencat humane (Kuran, hadith, tefsir, fikh, akaid, ahlak, sire, gjuhë orientale, da've, histori, gjuhësi, letërsi, folklor, etnografi, pedagogji, sociologji, politikë, filozofi, psikologji, mjekësi etj.)*

*- Kontributi i "Diturisë Islame" në fushën e informimit*

*- Kontributi i "Diturisë Islame" për kauzën kombëtare;*

*- Kontributi i "Diturisë Islame" për tolerancën, mirëkuptimin dhe harmonin ndërfetare;*

*- Ndikimi i "Diturisë Islame" në revistat e tjerat islame në gjuhën shqipe;*

*- Promovimi dhe ruajtja e vlerave kombëtare dhe fetare në "Diturinë Islame";*

*- Gruaja dhe familja në "Diturinë Islame";*

*- Shqipëria dhe shqiptarët në "Diturinë Islame";*

*- "Dituria Islame" për luftërat në ish-Jugosllavi;*

*- Mërgata shqiptare në revistën "Dituria Islame";*

*- Bota Arabe-Islame në revistën "Dituria Islame";*

*- Raportet e ulemasë shqiptare me "Diturinë Islame"*

*- Problemet, sfidat dhe perspektiva e "Diturisë Islame" në epokën e internetit dhe globalizmit*

Abstrakti duhet të paraqitet brenda datës 30 tetor 2016.

Kumtesa për lexim mund të jenë deri 5 faqe, kurse për botim deri 15 faqe.

Presim kontributin tuaj!

*Me respekt: Këshilli organizativ!*

*E-mail: shkodrar@yahoo.com, ose në adresën:*

*Tel& fax: +381 38 224 024, +381 38 224 022*

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**1. Imam, hatib dhe mualim në fshatin Buzovik dhe**
**2. Imam, hatib dhe mualim në fshatin Budrikë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);

2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;

3. Të kenë aftësi komunikimi;

4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;

5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre (nëse kanë qenë në punë më përpara).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifikata e lindjes,
* Certifikata shëndetësore,
* Certifikata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, dëftesa për kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.
* Dokumenti i identifikimit (fotokopje)

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Vitisë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim. Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

### Akti i solidaritetit: Myslimanët marrin pjesë në meshat katolike në Francë dhe Itali

Në një gjest solidariteti pas vrasjes së një prifti francez, myslimanët të dielën morën pjesë në meshat katolike në kishat dhe katedralet nëpër Francë dhe më gjerë. Afro 200 myslimanë u mblodhën në katedralen gotike në Rouen, vetëm pak kilometra nga Saint-Étienne-du-Rouvray, ku prifti 85-vjeçar Jacques Hamel u vra nga dy sulmuesit adoleshentë. Ne jemi shumë të prekur, tha kryeipeshkvi Dominique Lebrun për transmetuesin BFMTV. Është një gjest i rëndësishëm i vëllazërisë. Ata na kanë thënë, dhe unë mendoj se ata janë të sinqertë, se nuk është Islami i cili vrau Jacques Hamel. Në katedralen Ikon të Parisit, Notre Dame, Dalil Boubakeur, drejtori i Xhamisë së Parisit, ka thënë në mënyrë të përsëritur se myslimanët duan



të jetojnë në paqe. Sekretari i përgjithshëm i Konfederatës Islamik të Italisë, Abdullah Cozzolino, nga altari në Kishën e Shën Gennaro tha se ka pasur një nevojë për dialog, për afirmimin e vlerave të përbashkëta të paqes, solidaritetit, dashurisë, respektin për një Zot, të mëshirshëm dhe të dhembshur. Muhamed bin Muhamed, anëtar i Unionit të Komuniteteve Islamike në Itali, ka thënë se ai i bëri thirrje besimtarëve myslimanë në predikimin e tij në Namazin e Ditës së Xhuma, për të raportuar për të gjithë ata që mund të dëmtojnë qëllimisht shoqërinë.

Ministri i Brendshëm, Angelino Alfano i tha Senatit këtë javë se autoritetet po shqyrtojnë financimin e xhamisë dhe duke punuar me komunitetin Islamik për të siguruar që imamët në Itali, të predikojnë në italisht dhe të jenë të vetëdijshëm për strukturën ligjore të Italisë.

### Japonia hapet për turizmin Hallall

Qeveria japoneze do që të tërheqë më shumë turistë myslimanë nga Lindja e Mesme dhe vitin e kaluar ka lehtësuar kufizimet e vizave për qytetarët e disa vendeve të rajonit, duke përfshirë Emiratet e Bashkuara Arabe dhe Jordanisë. Ndërsa Emiratet mund të aplikojnë për një vizë në shumë hyrje në Japoni, që është e vlefshme për tri vjet, jordanezët janë të liruar nga pagesat e vizave. “Unë mendoj se (Japonia) është duke u hapur ngadalë”, tha Shusaku Hinoki, në njësinë përbrenda turizmit të Freeplus, një kompani private turistike japoneze. “Ka pasur disa lëvizje për restorantet e hapura për myslimanët, dhe përgatitjen e ushqimit hallall,” thotë ai. Përveç nga Lindja e Mesme, ka një numër në rritje të turistëve nga vendet myslimane nga Azia Lindore, si Indonezia dhe Malajzia, në Japoni.



Numri i indonezianëve që vizitojnë u rritë nga 63,617 në 2009 në 136,797 në vitin 2013, dhe numri i turistëve nga Malajzia në Japoni është dyfishuar nga 89,509 në 2009 në 176,521 në vitin 2014, sipas Organizatës Kombëtare Japoneze të Turizmit (JNTO).

Japonia është fokusuar në rritjen e shifrave të turizmit, dhe ka për qëllim për të përfituar në Lojërat Olimpike të vitit 2020, për të tërhequr një milion myslimanë vizitorë në vit. Për të rritur shifrat, Japonia do të ofrojë hyrjen e turistëve pa viza nga Indonezia, Malajzia dhe Tailanda, do të kujdesemi më mirë për 65% të vizitorëve myslimanë të cilët vijnë nga Azia Juglindore. Ndërsa numri i turistëve myslimanë është rritur, kështu që ata kanë vende, objekte, lokale hallall dhe shërbime, të cilat dukshëm u shtuan, nga 3.9 në vitin 2013, në 4.5 në vitin 2014.

### Athina ka nevojë për shumë xhami

Shumë xhami janë të nevojshme në Athinë, kryeqytetit të vetëm evropian që i mungon një xhami, tha një udhëheqës i myslimanëve grek. Kryeministri grek Alexis Tsipras tha të mërkurën se një xhami dhe një vend për varreza për myslimanët do të ndërtohet në Athinë, por për udhëheqësit myslimanë vendas mbetet e dyshimtë. Ibrahim Sherif, myftiu i Komotinit, një qytet në verilindje të Greqisë me një popullsi të madhe myslimane, tha për "Anadolu Agency" të premten se çështja e xhamisë është diskutuar edhe në vitin e kaluar, por që asnjë kompani ndërtimi nuk u pajtua. Greqia ka pasur xhami të shumta osmane në të gjitha qytetet e saj, por me kalimin e kohës ato janë dëmtuar, shkatërruar, shtoi ai. Ibrahim Sherifi theksoi se Thrrakia perëndimore, ku Komotini gjendet, janë rreth 320 xhami, por asnjë nuk ka në Athinë."Jo vetëm një, por shumë xhami janë të nevojshme në Athinë, ashtu si në vendet e tjera evropiane", tha ai. Ahmet Mete, myftiu i Xanthi-t, në verilindje të Greqisë, tha gjithashtu se ka dy xhami otomane në Athinë, por njëra është një muze dhe tjetra është duke u shkatërruar."Greqia është një vend i krishterë ortodoks, larg nga Islami, dhe armiqësor ndaj trashëgimisë otomane. Greqia nuk dëshiron një xhami që funksionon në qendër të Athinës, ku jetojnë të krishterët ortodoksë të rreptë," tha Ahmet Mete. Parlamenti grek miratoi një plan në vitin 2011 për të ndërtuar një xhami në Athinë, pas kërkesave nga mijëra banorë myslimanë. Athina është kritikuar nga grupe të të drejtave të njeriut, si "Amnesty International" sepse Athina është i vetmi kryeqytet në Bashkimin Evropian, pa një xhami funksionale.



### Myslimanët e Rusisë kërkojnë nga autoritetet e Rusisë të shtojnë festat Islame në Listën Federale

Aktivisti Jury Kurbanov ka bërë thirrje kryetarit të Rusisë dhe kryeministrit për t'i bërë zyrtare dy festat e mëdha myslimane, duke shtuar se festimi i Krishtlindjeve në mbarë vendin mund të shihet si diskriminim. Ai ka publikuar një peticion me këtë kërkesë në faqen e internetit Change.org dhe iniciativa e tij po fiton popullaritet. Në mesazh, ai thotë se është duke vepruar "Në emër të të gjithë myslimanëve rusë", të cilët, sipas vlerësimit të tij, përbëjnë deri në 20% të popullsisë.

Kurbanov pastaj thekson se Krishtlindja Ortodokse është aktualisht një festë zyrtare, ditë pushimi e paguar në Rusi, pavarësisht nga fakti se ajo festohet vetëm nga të krishterët ortodoksë rusë. Kurbanov dëshiron që autoritetet t'i shtojnë edhe dy festat e mëdha myslimane – Fitër Bajramin dhe Kurban Bajramin në listën federale të ditëve të festave të paguara, duke thënë se përndryshe myslimanët të cilët jetojnë jashtë juridiksionit tradicionalisht-myslimanë nuk mund plotësisht të përkushtohen për festimet.



Aktualisht festat myslimane janë shpallur festa, ditë pushimi, të paguara, në rajone të tilla si Krime, Bashkortostan, Adjgeya, Dagestan, Ingusheti, Çeçeni dhe Kabardino-Balkarija. Gjithashtu, republikat kryesisht budiste e Buryatia dhe Kalmykia kanë ditë pushimi të paguar për Vitin e Ri budist në Republika Sakha- Yakutia, ka një ditë feste zyrtare me pagesë për festën pagane Yhyakh apo Mesi i Verës.

Më 2008, një kërkesë e ngjashme është bërë nga kreu i Shoqatës Kulturore Myslimane, Muhammed Salyakhetdinov. *(R.Suma)*

# *Nëse një ditë,*



*do ta ndjesh dhimbjen e butësisë së tepërt,*
*dhe ndihesh mjaftueshëm i fortë për t'u thyer,*
*mu atëherë kur këmbët s'të mbajnë*
*por besimi s'të lë të rrëzohesh,*
*atë ditë, ti ke fituar!*
*Nëse një ditë,*
*shfaqesh por jo për t'u dukur,*
*dashuron por jo për t'u dashuruar,*
*fal edhe pse është kafshatë që ngec në fyt,*
*qëndron kur gjithçka brenda teje do të arratiset,*
*atë ditë, më beso... ti ke rilindur!*
*...*

*Lërmëni të besoj,*
*që bota nuk është vetëm bardh e zi.*
*Lërmëni të besoj,*
*që njerëzit janë më shumë sesa vetëm të mirë dhe të këqij.*
*Lërmëni të besoj,*
*që pas çdo "unë", ka dhe pak "ti".*
*.............*

*Është vërtet e çuditshme*
*se si shpirti yt bërtet në heshtje,*
*se si jeta të ka kapitur por,*
*s'ka gjumë në sytë e tu të patrembur...*
*O zemër e njomë, e bukur!*

*Është vërtet e çuditshme,*
*se si e vërteta jote,*
*e mbështjellë me shikime të verbëruar,*
*e rrethuar me kurthëngritës, grabitqarë,*
*vezullon mbi të gjitha,*
*e me të, i shemb urat e ngritura me fjalë.*

*O Zot, sa e çuditshme kjo e vërtetë,*
*kur syri yt ka etje për lot qiellorë!*
*Nata dhe errësirat ikin,*
*mbetet vetëm e vërteta jote që ndriçon,*
*shkëlqim i madhështisë, aureolë.*

*Sa e çuditshme kjo dashuria jote!*
*Ti, shpirt i patrembur,*
*me yje ndriçues qëndisur,*
*që me dhimbjen tënde të padukshme, të pazëshme*
*verbon armiqtë e dritës, tinëzarë*
*Mbahesh, edhe pse erërat e forta fryjnë drejt maleve të thepisur...*

*Besarta Shatri, 2016*

**BOTIME TË REJA**




Legjislacioni islam konsiderohet pjesë përbërëse e fesë islame, ai nuk është i ndarë nga besimi islam, por është pjesë themelore e fesë, ndaj besimi i një pjese e mohimi i pjesës tjetër nuk është i pranuar, por ai duhet të besohet dhe të veprohet në tërësi.

Njeriu sado që të arrijë në njohje dhe kuptim dhe sado që të jetë i privilegjuar, ai prap mbetet në suaza të kufizimeve, ku për shumë gjëra nuk do të mund të mësojë e as të kuptojë, ndaj shumë gjëra atij do t'i mbesin enigma dhe asnjëherë s'do të jetë në gjendje t'i zbërthejë ato.

Ky libër është një punim i shkruar në frymë shkencore, është një qasje reale për t'iu ofruar lexuesit detaje të rëndësishme në mënyrë të qartë, koncize e të kuptueshme, pa e lodhur mendjen e lexuesit.